# Përmbajtja:

# Hyrje

Lavdërimi i takon vetëm Allahut. Atë e lavdërojmë, kërkojmë mbrojtjen dhe faljen e Tij. Kërkojmë mbrojtje nga Allahu prej të keqes së vetes sonë dhe veprave tona. Atë që Allahu e udhëzon, askush nuk mund ta devijojë dhe atë që Allahu e devijon, askush nuk mund ta udhëzojë. Dëshmoj se askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë, përveç Allahut subhanehu ue teala të Vetëm, pa shokë dhe dëshmoj se Muhammedi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem është rob dhe i dërguar i Tij.

Çdo mysliman e di sigurt se rruga e vetme për siguri në këtë botë dhe në tjetrën është kapja për Librin e Allahut subhanehu ue teala dhe Sunnetit të Pejgamberit të Tij, Muhammedit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ashtu siç i kuptuan selefët tanë. Është po ashtu e ditur se termi Selefus-Salih (të parët e devotshëm) u referohet gjeneratave më të mira të myslimanëve të hershëm nën udhëheqjen e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe pas tij, kalifët e drejtë dhe ata që i pasuan ata në të mirë.

Megjithatë, ka një aspekt të rëndësishëm të jetës së të parëve tanë selefë, e cila është shikuar me kujdes, edhe pse për ta ka qenë një çështje me shumë rëndësi dhe ajo është fisnikëria e karakterit të tyre dhe sjellja e tyre. Andaj, kur flasim për mënyrën e jetës së selefëve, (Allahu i mëshiroftë), ne nuk i referohemi ndonjë dijeje abstrakte, por dijes së plotë të besimit të tyre, mendimeve, sjelljeve dhe karakterit fisnik.

Nëse ne, Ehlu Suneti, e shikojmë jetën tonë në kohët moderne, vërejmë një dallim të madh në mes të mënyrave dhe sjelljeve tona dhe asaj të selefëve. Ka një hapësirë (boshllëk) të madh në mes të dijes që ne e marrim dhe sjelljes e karakterit në jetën reale. Është bërë e zakonshme ta shohësh një mysliman, madje edhe një nxënës dije, sjelljet dhe qëndrimet e të cilit janë larg nga ato të selefëve. Andaj, është obligim për secilin nga ne të kapemi për menhexhin (rrugën) e selefëve, edhe në besim edhe në sjellje. Ne nuk mund ta marrim njërën pjesë dhe ta braktisim tjetrën. Njëjtë siç nuk mundet njeriu të qëndrojë e të mbahet me sjellje dhe karakter fisnik dhe ta braktisë besimin. Po ashtu, njeriu nuk mund ta pasojë besimin, duke mos iu përkushtuar sjelljes dhe karakterit të tyre fisnik (të selefëve). Historia (mënyra e

jetesës) e selefëve është komplete dhe absolute. Ata kishin besim të pastër dhe njëherësh karakter fisnik.

Prandaj, nëse kemi mundësi t'u përkushtohemi dy gjërave, besimit të tyre të pastër dhe karakterit e sjelljeve të tyre fisnike, insha'Allah do të arrijmë t'i eliminojmë konceptet kontroverse dhe qëndrimet që e kanë ndotur jetën tonë. Nuk mund ta gjesh as edhe një mysliman të vetëm ta ketë besimin e Selefu-Salih për sa i përket njësimit në adhurim, krijim dhe Emra e Atribute (të Allahut), si dhe në luftimin e bidatit, e në të njëjtën kohë ta kundërshtojë sjelljen e karakterin e tyre, duke bërë padrejtësi, si dhe duke thënë gënjeshtra, përgojuar dhe pasuar epshet e këqija dhe risitë. Me fjalë të tjera, duke aplikuar në tërësi menhexhin e Selefu-Salih në përditshmërinë tonë, ne do të jemi në gjendje t'i çrrënjosim/zhdukim disa kundërshtime dhe dallime, prej të cilave po dobësohemi në ditët e sotme.

Kjo doktrinë (e besimit të pastër dhe karakterit fisnik) është e konfirmuar në shkrimet e dijetarëve selefij, siç është "El Akide El Uasitije" dhe "El Akide Et Tahauije". Imam Es-Sabuni e konfirmoi besimin e selefëve duke thënë:

“Ata (selefët) inkurajojnë njëri-tjetrin për të bërë namaz nate, t’i mbajnë lidhjet farefisnore, ta shpërndajnë selamin, t’u japin sadaka nevojtarëve, të jenë të mëshirshëm ndaj të varfërve dhe jetimëve, ta angazhojnë veten e tyre me çështjet e myslimanëve, të tregojnë modesti në veshje, ushqim, shpenzime për gratë, të thërrasin në të mirë dhe të ndalojnë nga e keqja, të marrin iniciativë për bërjen e të gjitha punëve të mira, t’i largohen koprracisë dhe ta inkurajojnë njëri-tjetrin në të vërtetë dhe në durim/sabër”. [1]

Në librin e tij “El Akide El Uasitije”, Shejh el-Islam Ibën Tejmijeh ka konfirmuar besimin e saktë të selefëve dhe pastaj ka thënë:

“Dhe ata urdhërojnë në të mirë dhe ndalojnë nga e keqja. Ata besojnë se është e nevojshme ta kryejnë haxhin, xhihadin dhe faljen e namazit të Bajramit me udhëheqësit, qofshin ata të devotshëm apo mëkatarë. Ata përpiqen shumë ta mbajnë unitetin (bashkimin) e myslimanëve, i këshillojnë shokët e tyre myslimanë dhe besojnë në hadithet e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem”:

*"Besimtari për besimtarin është si ndërtesa, pjesët e së cilës e forcojnë njëra-tjetrën".* [2]

Pastaj Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i bashkoi shuplakat e dorës duke i lidhur gishtat njërin me tjetrin (duke e thënë atë):

*"I sheh besimtarët duke qenë të mëshirshëm dhe duke treguar dashuri ndaj njëri-tjetrit, duke qenë të butë dhe duke i ngjarë një trupi, në mënyrë që nëse njëra pjesë e trupit nuk është mirë, atëherë i gjithë trupi e përjeton dhimbjen apo ethet bashkë me të".* [3]

Ata inkurajojnë njëri-tjetrin për sabër në kohë sprovash, falënderojnë Allahun subhanehu ue teala në kohë fitoresh, pranojnë kaderin (paracaktimin) e Allahut, i thërrasin njerëzit në karakter fisnik dhe vepra të mira, si dhe besojnë në thënien e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem:

*"Në mesin e myslimanëve, më i miri sa i përket besimit është ai, karakteri i të cilit është i shkëlqyeshëm".* [4]

*"Ata urdhërojnë për t'i vizituar edhe ata që duan t'i shkëpusin lidhjet farefisnore, dhënien e lëmoshës, faljen e atyre që janë të padrejtë,*

*mirësinë ndaj prindërve dhe fqinjëve, përkujdesjen ndaj jetimëve, të varfërve, refugjatëve dhe butësinë ndaj robërve. Ata distancohen nga mburrja, mendjemadhësia dhe padrejtësitë, si dhe thërrasin në karakter e sjellje fisnike dhe ndalojnë përfshirjen në biseda të këqija".* [5]

Nga thëniet e mësipërme është e qartë se menhexhi i selefit përfshin dy aspekte: besimin e saktë, karakterin dhe sjelljet fisnike. Së këndejmi, sa më shumë që e largojmë veten nga njëra nga këto dy aspekte, aq më shumë e largojmë veten nga ky menhexh i shenjtë.

Allahu subhanehu ue teala ka udhëzuar disa nga dijetarët tanë për ta studiuar jetën e Selefus-Salih, si dhe karakterin dhe sjelljet fisnike të tyre. Studime të tilla janë qartë të ilustruara në librin e Imam Dhehebiut, "Sijer A'lam En-Nubela" dhe në atë të Ibën el-Xheuzit, "Sifatu es-Safue", që është abstrakt i "Hiljet el-Eulija" i Ebu Nuejmit. Andaj, e kemi parë të nevojshme ta botojmë një libër të vogël që përmbledh dy librat e lartpërmendur, e i cili do të jetë i lehtë për t'u lexuar. Qëllimi ynë në gjithë këtë është që lexuesi mysliman të jetë në gjendje të shohë dhe të marrë nga karakteri dhe sjellja fisnike e selefëve tanë të mirë.

E lusim Allahun subhanehu ue teala të na japë sukses, të na ndihmojë që ta përfundojmë këtë punë, t'i udhëzojë njerëzit e dijes, të devotshmit dhe të gjithë myslimanët. I gjithë lavdërimi i takon Allahut subhanehu ue teala.

Shkruar nga:

AbdulAziz Ibën Nasir el-Xhelil
Baha 'Edin Akil

Bekër Ibën Ma'izi ka thënë: "Er-Rebi' është parë vetëm njëherë në xhaminë lokale duke bërë namaz vullnetar". 1

Sufjani ka thënë: "Murejah er-Rebi' Ibën Huthejm ka thënë:

"Er-Rebi' gjithmonë i ka mbajtur sekret veprat e tij të mira; Nëse ka pasur një mysafir të papritur dhe ka qenë duke lexuar Kuran, ai ngutej ta mbulonte Kuranin me veshjen e tij".2

Mundhiri transmetoi se er-Rebi' Ibën Huthejm ka thënë:

"Secila vepër e cila nuk bëhet për hir të Allahut, shkrihet (humbet)".3

Ebu Hamza edh-Dhumali ka thënë:

"Ali Ibën Husejn e mbante një çantë me bukë në shpinë gjatë natës dhe e jepte atë sadaka për të varfrit", ai thoshte:

---

[1] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 3/61.

[2] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 3/61.

[3] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 3/61.

"Sadakaja e fshehtë e largon hidhërimin e Zotit subhanehu ue teala".1

Amër Ibën Thabit ka thënë: "Kur ka vdekur Ali Ibën Husejni, njerëzit të cilët e bënë larjen e trupit të tij panë pika të zeza në shpinën e tij dhe pyetën:

"Çfarë është kjo"?

Përgjigja u erdhi:

"Ai bartte çanta me bukë në shpinë gjatë natës dhe ua shpërndante atë të varfërve dhe nevojtarëve në Medine".2

Ibën A'isha tregoi se babai i tij ka thënë: "Kam dëgjuar njerëzit e Medinës duke thënë: Kurrë nuk na ka munguar sadakaja e fshehtë deri kur ka vdekur Ali Ibën Husejni".3

---

[1] Ibën El Xheuzi "*Sifatu Es-Safue*" 2/96, dhe *hadithin*: **"*Sadakaja* e fshehtë e largon hidhërimin e Zotit, *subhanehu ue teala*"**, Shejh Albani e ka saktësuar në: "*Es-Silsileh es-Sahihah*", 1908

[2] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 2/96.

[3] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 2/96

Muhamed Ibën Malik Ibën Dhaigam ka thënë: Ebu Ejub ka thënë se Ebu Maliku i ka thënë atij:

"O Ebu Ejub, ke kujdes, sepse kam parë se ankthet e myslimanëve në këtë botë nuk kanë të ndalur; Dhe betohem në Allahun se nëse bota tjetër nuk sjell gëzim te besimtari, ai do të ballafaqohet me dy probleme: brenga për këtë botë dhe vuajtja e botës tjetër".

Unë (Ebu Ejub) thashë:

"Si është e mundur që bota tjetër të mos sjellë gëzim te besimtari, kur ai punon shumë për hir të Allahut në këtë botë"?

Ebu Malik tha:

"Si është e mundur që veprat e tij dhe puna të pranohen dhe të jetë i shpëtuar (i sigurt)? Mund të shohësh shumë njerëz të cilët mendojnë se po bëjnë gjënë e duhur dhe se janë në

rrugë të drejtë, por në Ditën e Gjykimit, të gjitha veprat dhe punët e tyre u gjuhen atyre në fytyrat e tyre (u refuzohen)”.1

Imam Dhehebiu ka thënë se Ejubi thoshte:

“Besimtari duhet ta ketë frikë Allahun; Nëse ai bëhet asket (largohet nga kënaqësitë e kësaj bote), ai nuk duhet ta bëjë asketizmin e tij të rëndë në njerëzit e tjerë; andaj është më mirë për një njeri ta fshehë asketizmin e tij, sesa ta bëjë të njohur atë”.2

Xhafer Ibën Berkani ka thënë:

“Më erdhi lajmi se Junus Ibën Ubejdi po jetonte jetë me devotshmëri dhe butësi, andaj i shkrova atij dhe i thashë:

"Vëllai im, më kanë informuar se je duke jetuar një jetë të drejtë, andaj po të shkruaj që të më tregosh se si po ia arrin ta jetosh një jetë me devotshmëri e butësi”?

---

[1] Ibën El Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*” 3/360
[2] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 6/19.

Ai mu përgjigj:

Kam marrë letrën tënde dhe kjo është ajo që kam për të thënë:
"Jam munduar ta mësoj shpirtin tim që t'ua dojë njerëzve atë që e do për veten dhe të urrejë për të tjerët atë që e urren për veten, por ai (shpirti) ishte larg nga kjo; Pastaj jam përpjekur ta mësoj shpirtin tim të ndalojë së "foluri" për njerëzit e tjerë, përveç kur është diçka e mirë, mirëpo ai (shpirti) po e përjeton më të lehtë agjërimin në ditë të ngrohta, sesa ndalimin nga të folurit për të tjerët. Kjo është ajo që kam për të thënë vëllai im dhe paqja e Allahut qoftë mbi ty".[1]

Muhamed Ibën el-Muthena ka thënë se Abdullah Ibën Sinani ka transmetuar:

"Isha me Ibën Mubarekun dhe Mu'temir Ibën Sulejmanin në Tarsus dhe papritmas na thirrën për në ushtri (për luftë). Kur dy ushtritë (ajo myslimane dhe romake) morën pozicionet e tyre, një luftëtar romak doli përpara dhe kërkoi

[1] Ibën el Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 3/303.

dikë për dyluftim/përleshje një me një. Një luftëtar mysliman i doli romakut në dyluftim, mirëpo humbi jetën. Edhe një tjetër (mysliman) provoi, por edhe ai u vra. Luftëtari romak arriti t'i vriste gjashtë ushtarë myslimanë dhe po ecte nëpërmes radhëve të ushtarëve në mënyrë arrogante, duke kërkuar dyluftim/përleshje tjetër, mirëpo asnjë nuk guxonte t'i afrohej.

Pastaj, Ibën Mubareku më shikoi mua dhe më tha:

"Nëse vritem (në këtë luftim) bëj kështu e kështu".

Pastaj ai u ballafaqua me luftëtarin romak me kalin e tij dhe e vrau atë pas një orë përleshjeje dhe sërish kërkoi dyluftim/përleshje. Ky arriti t'i vriste gjashtë ushtarë romakë dhe kur kërkoi dyluftim tjetër, asnjë nuk guxoi t'i afrohej, të gjithë frikësoheshin.

Ibën Mubareku u zhduk për pak kohë në radhët e ushtrisë dhe pastaj u kthye në pozitën e tij afër meje dhe më tha:

“O Abdullah, mos ia përmend këtë që e pe me sy askujt, përderisa unë jam gjallë”. 1

Ahmed Ibën Is’hak ka thënë se Xhubejr Ibën Nufejri ka treguar se e ka dëgjuar Ebu Derdan në namazin e tij të fundit, kur kishte përfunduar teshehudin, duke i kërkuar Allahut mbrojtje nga hipokrizia.

Xhubejri i tha:

“O Ebu Derda, ti je larg nga hipokrizia”.

Ai ia ktheu:

“Betohem në Allahun se njeriu mund t’ia kthejë shpinën fesë brenda orës, e të bëhet jobesimtar”.2

Musa Ibën el-Mual-la ka thënë se Hudhejfe e kishte këshilluar:

---

[1] Imam Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 8/408-409.

[2] Imam Dhehebiu: *Sijer A’lam En-Nubela*”: 6/383, tha zingjiri i transmetimit është i saktë.

"Janë tri gjëra të cilat nëse i ke, do të marrësh (do të fitosh) nga çdo e mirë që vjen nga lart:

1. Veprat tua duhet të jenë vetëm për hir të Allahut subhanehu ue teala,

2. Duhet t'ua dëshirosh njerëzve atë që e do për veten,

3. Ushqimi yt duhet të jetë  hallall".1

Transmetohet se afër Muhamed Ibën Ua'sit ishte një transmetues, i cili tha:

"Pse po i shoh zemrat e ngurtësuara, sytë duke mos derdhur lot dhe trupat duke mos u dridhur"?

Muhamed Ibën Uasi pastaj u përgjigj:

"O filan filani, po e shoh se këta njerëz janë dobësuar nga ti. Nëse ndonjëri nga fjalimet (tua) rrjedh nga zemra, ai i prek të tjerët mu në zemër (me fjalë të tjera, nuk je i sinqertë në transmetimin që po bën)".2

---

[1] Ibën El Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 4/269.

[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 6/122

Abdus-Samed Ibën Abdul Uarithi ka thënë se Halid Ibën Safuani ka transmetuar se ai kishte takuar Mesleme Ibën Abdul Melikun, i cili e kishte pyetur atë:

"O Halid, më trego për Hasen el-Basriun".

Halidi u përgjigj:

"E njoh atë shumë mirë; jam fqinji i tij dhe i ndjek mësimet te ai. Ai praktikon atë të cilën ua mëson të tjerëve dhe ajo çfarë sheh (te ai) është ajo që merr (si mësim); ai e mban fjalën; nëse ai vendos për një punë, ai do ta përfundojë atë dhe ai kurrë nuk ka pasur nevojë për njerëzit, ndërsa njerëzit kanë pasur nevojë për të".

Mesleme Ibën Abdul Melik pastaj tha:

"Kjo mjafton (kaq mjafton)... si mund të devijojnë njerëzit, kur ndër ta është një njeri si Hasen el-Basriu"?1

---

1 Imam Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/576

Aun Ibën Umarah ka thënë se ka dëgjuar Hisham ed-Desteuai, duke thënë:

“Betohem në Allahun se nuk mund të them sinqerisht se e kam lënë shtëpinë qoftë edhe një herë të vetme, për të (shkuar) për të mësuar shkencën e hadithit, vetëm e vetëm për hir të Allahut”.

Unë (Edh-Dhehebiu) thashë:

“Betohem në Allahun, as unë”.

... vazhdon Edh-Dhehebiu:

“Selefus-Salih fitonin dije për hir të Allahut, arrinin pozitë të ndershme dhe bëheshin dijetarë e imamë. Të tjerët kërkonin dije, por jo për hir të Allahut dhe fitonin dije, por pas pak ata e rishikonin veten e tyre (gjendjen e tyre) dhe fajësonin veten. Ata u udhëzuan që ta ndërronin mendjen dhe ligjëronin pastaj sinqerisht për hir të Allahut, siç ka thënë Muxhahidi dhe të tjerë:

“Ne fitonim dituri pa e bërë nijet për hir të Allahut, por Allahu subhanehu ue teala na siguroi qëllim/nijet të mirë pastaj”.

Të tjerët kanë thënë:

“Ne nuk e kemi kërkuar këtë dije për hir të Allahut, por Allahu subhanehu ue teala dëshiroi që ajo të ishte për hir të Tij”.

Kjo është e mirë po ashtu dhe ata pastaj e shpërndanë atë sinqerisht.

Mirëpo, njerëz të tjerë kërkuan dije me qëllim të keq. Ata patën qëllim kënaqësitë e kësaj bote dhe t’i lavdëronin njerëzit e tjerë. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

“Ai i cili lufton për diçka tjetër, jo për hir të Allahut, qoftë edhe për një litar, do ta marrë atë që ka pasur për qëllim”.1

Këta lloj njerëzish nuk e kanë ndriçuar veten me dritën e dijes. Ata nuk ndikuan te të tjerët dhe dija e tyre nuk i dërgoi ata në vepra të mira. Dijetarët e vërtetë janë ata që e kanë frikë Allahun subhanehu ue teala. Të tjerët fituan dituri dhe u vunë në pozita të larta, por ata i trajtuan njerëzit me padrejtësi dhe zullum. Ata e braktisën dijen e tyre, pasuan dëshirat e tyre, bënë mëkate dhe punë të këqija. U shkatërrofshin! Ata nuk janë dijetarë.

Disa dijetarë të tjerë kishin dituri, por nuk e kishin frikë Allahun subhanehu ue teala. Ata përdorën mashtrime, lëshuan vendime të rrejshme dhe ligje, si dhe bartën transmetime jo të rregullta.

Megjithatë, disa edhe patën guximin për të gënjyer për Allahun dhe fabrikuan hadithe jo të vërteta, por Allahu

[1] Ky hadith transmetohet nga Imam Ahmed në “*Musnedin*” e tij, 5/315, Ed-Darimi, 2/654, Nisaiu, 6/24 dhe Tirmidhi, në autoritetin e Ubade Ibën Samitit (*Hadith Merfu’*).

subhanehu ue teala i zbuloi ata dhe i turpëroi. Dituria e tyre nuk i shpëtoi ata dhe veprat e tyre (ishin shkak apo) i dërguan ata për në zjarrin e xhehenemit.

Të gjitha kategoritë e lartpërmendura shpërndanin diturinë e tyre dhe ishin mjaft të saktë në të. Megjithatë, të tjerë i pasuan ata, mirëpo mungesa e dijes dhe e veprave të këtyre ishte e qartë. Nga jashtë, ata dukeshin si dijetarë, por posedonin shumë pak dituri. Ata i devijuan njerëzit duke i bërë të mendonin se ishin dijetarë, por nuk e dinin se kishin të bënin me Allahun subhanehu ue teala. Ata kurrë nuk panë dijetarë të vërtetë, të cilët mund t'i pasonin, prandaj ata u bënë njerëz të rëndomtë. Qëllimi i tyre i skajshëm ishte të merrnin disa libra të vlefshëm dhe t'i ruanin ato. Kërkojmë nga Allahu siguri dhe falje, siç ka thënë njëri:

"Nuk jam dijetar dhe kurrë nuk kam parë ndonjë dijetar".1

Muhamed Ibën Isa ka thënë se Abdullah Ibën Mubareku vizitonte Tarsusin shpesh dhe gjithmonë qëndronte në të

---

[1] Imam Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 7/152-153

njëjtin hotel. Ishte një djalë i ri që kujdesej për të në hotel dhe po mësonte shkencën e Hadithit nga Abdullah Ibën Mubareku. Në një nga vizitat e tij në Tarsus, Ibën Mubareku pyeti për djalin e ri, por nuk po e gjente. Ai ishte për ngut, sepse kishte dëgjuar thirrjen për në Xhihad. Kur Ibën Mubareku u kthye nga Xhihadi, ai pyeti për djalin e ri, por i treguan se ai ishte burgosur për shkak të një borxhi të papaguar. Ibën Mubareku pyeti:

"Sa është borxhi"?

I thanë:

"Dhjetë mijë dërhemë".

Pastaj ai po kërkonte kredituesin (atij të cilit duhet t'ia bënte pagesën). Ia dha atij shumën e duhur dhe i kërkoi që mos ta informonte askënd për këtë derisa të ishte gjallë. Ai i tha atij (kredituesit):

"Në mëngjes liroje djalin e ri".

Ibën Mubareku shkoi në shtëpi natën. Kur djali i ri u lirua, i treguan atij se Ibën Mubareku kishte pyetur për të, por ai e kishte lënë hotelin. Djali i ri shkoi pas Ibën Mubarekut dhe e gjeti.

Ibën Mubareku e pyeti atë:

"Ku ke qenë? Nuk të kam parë në hotel".

Djali i ri i tha:

"Isha i burgosur për një borxh të papaguar".

Ibën Mubareku e pyeti:

"Si u lirove"?

Djali i ri iu përgjigj:

"Një njeri të cilin nuk e kam parë, ka ardhur dhe e ka paguar borxhin tim".

Ibën Mubareku i tha:

”Duhet ta falënderosh Allahun, sepse borxhi yt është i paguar dhe je i lirë”.

Kredituesi nuk i tregoi askujt për këtë deri pas vdekjes së Ibën Mubarekut.1

Ebu Xhafer el-Hadha ka thënë se e ka dëgjuar Ibën Ujejnen duke thënë:

“Nëse mendimet e fshehura janë njëjtë me ato të hapura, kjo është drejtësi. Nëse mendimet e fshehura janë më të mira se të hapurat, kjo është mirësi. Dhe nëse mendimet e hapura janë më të mira se të fshehtat, kjo është padrejtësi”.2

Abdullah Ibën Mubareku ka thënë se e kanë pyetur Hamud Ibën Ahmedin:

“Pse fjalimet e selefëve ishin më të mira se tonat”?

---

1 Ibën el Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*” 4/141-142.

2 Ibën el Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*” 2/234

Ai tha:

"Ata folën për nder të islamit, për sigurinë e shpirtrave dhe për kënaqësinë e Allahut subhanehu ue teala. Ndërsa ne flasim për t'i nderuar shpirtrat tanë, për kënaqësinë e kësaj bote dhe për t'i kënaqur njerëzit"1

En-Nedhr Ibën Shumejli ka thënë:

"Çmimi i mëndafshit u rrit shumë në një vend, e që automatikisht ndikonte në çmimin e mëndafshit në Basra (qytet në Irak). Junus Ibën Ubejdi ishte tregtar i mëndafshit, andaj e dinte për këtë. Ai doli dhe bleu ca mëndafsh nga njëri për tridhjetë mijë dërhemë

Pastaj, ai e pyeti njërin:

"A e ke ditur se çmimi i mëndafshit është rritur në atë vend"?

---

[1] Ibën el Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 4/122

Njeriu i tha:

“Jo. Sikur ta dija, nuk do të ta shisja”.

Junus Ibën Ubejd i tha:

“Mi jep paratë e mia dhe unë po ta jap mëndafshin”1

U transmetua se Bishrin e kanë pyetur:

“Pse nuk po jep ligjërata në hadith”?

Ai tha:

“Kam apetit për të dhënë ligjërata në hadith dhe sa herë që kam apetit për diçka, atëherë e braktis”2

Fudajl Ibën Ijadi ka thënë:

---

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 6/293

[2] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 10/470

"Ndonjëri bën vepra të liga dhe mendon se është njeri i mirë, është injorant dhe mendon se është dijetar, është koprrac dhe i duket vetja zemërgjerë, është budalla dhe i duket vetja inteligjent. Jeta jote është e shkurtër dhe shpresat janë të pafundme".

Unë (Edh-Dhehebiu) thashë:

"Betohem në Allahun se Fudajli e ka mirë. Ndonjëri është po ashtu i padrejtë vetë dhe i duket vetja i shtypur, han gjëra jo të ligjshme dhe i duket vetja i devotshëm (i ndershëm), është mëkatar dhe i duket vetja i sinqertë, kërkon dije për hir të kënaqësive të kësaj bote dhe mendon se po e bën atë për hir të Allahut"[1]

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 8/440

Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur me të, thoshte:

"Ju jeni në rutinën e ditës dhe natës, afër vdekjes. Veprat e tua janë të ruajtura (regjistrohen) dhe vdekja vjen papritur. Secili që bën një vepër të drejtë, do të korrë një shpërblim të ngjashëm në ahiret dhe secili që bën një vepër të ligë do të pendohet për të në ahiret. Secili do të shpërblehet varësisht nga veprat e të bëmat e tij dhe secili do ta marrë atë që i është caktuar. Andaj kujtdo që i dhurohet një vepër e mirë (d.m.th. bën një vepër të mirë), është Allahu subhanehu ue teala Ai i cili ia ka dhënë atë dhe kushdo që është i mbrojtur nga një e ligë, është Allahu subhanehu ue teala Ai i cili e ka mbrojtur atë. Besimtarët (të devotshmit) janë zotërues, fukahatë janë liderë dhe shoqërimi me ta është ngritje".1

El-Feseui tregon se Ebu el-Hasan Imran ibën Nimrani ka thënë se Ebu Ubejde ecte nëpër radhët e ushtrisë së tij dhe thoshte:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 1 / 497

“Shumë njerëz i shikojnë rrobat e tyre (veshjen e tyre), përderisa feja e tyre është me të meta dhe shumë njerëz mendojnë se i nderojnë shpirtrat e tyre, përderisa i turpërojnë ata, andaj ngutu t’i fshish mëkatet tua të së kaluarës nëpërmjet veprave të mira të së tashmes”.[1]

Ibën Sheudhabi ka thënë se kur vdekja i erdhi Ebu Hurejres, ai po çante. E pyetën:

“Pse po qan”?

Ai, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, u përgjigj:

“Veprat e mia të mira janë të vogla, parajsa është shumë larg dhe mua më duhet të kaloj nëpër një pengesë të pakalueshme dhe do të përfundoj ose në xhenet ose në xhehenem”.[2]

Ubejdullah Ibën es-Siri’ ka treguar se Ibën Sirini ka thënë:

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*" 1/18
[2] Ibën El-Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue"* 1 / 694

“E di mëkatin për të cilin do të dënohem: Para dyzet vitesh i pata thënë njërit se nuk je i mirë për asgjë”.

Unë (Ibën es-Siri) i tregova Ebu Sulejman Daranit për këtë dhe ai më tha:

“Mëkatet e tyre ishin të pakta (në numër), andaj ata e dinin se si mund të dënoheshin, ndërsa mëkatet e mia dhe tuat janë të shumta dhe ne nuk e kemi idenë se si do të dënohemi”.1

Abdullah Ibën Abdurrahman Ibën Jezid Ibën Xhabiri ka thënë: Daja im më ka treguar se Ata el Hurasani thoshte:

“Unë nuk ju këshilloj juve për çështje të dynjasë, pasi që jeni duke luftuar për to, por ju këshilloj për botën tjetër. Andaj,

... merrni furnizimin tuaj (veprat e juaja të mira) në këtë botë, për në botën tjetër;

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 1/246

... shikojeni këtë dynja si diçka të cilën e keni lënë, se betohem në Allahun se do ta lini atë prapa,

... bëjeni vdekjen si diçka të cilën e keni shijuar, sepse betohem se do ta shijoni,

... dhe shikojeni botën tjetër si diçka në të cilën keni qenë, sepse betohem se do të shkoni në të dhe do të jetë vendqëndrim për secilin njeri.

Çdo njeri që niset për një udhëtim furnizohet me të gjitha gjërat e nevojshme, andaj kush i merr gjërat e nevojshme në udhëtimin e tij, do të lehtësohet dhe kush nuk i merr ato, do të dëshpërohet, sepse nëse ndjehet i etur, nuk do të gjejë ujë që ta shuajë etjen e tij. Udhëtimi në këtë dynja është diçka që do t'i vijë fundi dhe njeriu më inteligjent është ai që e përgatit veten (me adhurim ndaj Allahut dhe kryerjen e veprave të drejta) për një udhëtim të pafund (për në botën tjetër).1

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 4/151

Kebi'sah Ibën Kais el-Enbari ka treguar se edh-Dhahak Ibën Muzahimi qante çdo natë. E pyesnin:

"Pse je duke qarë"?

Ai u përgjigjej:

"Nuk e di se sa nga veprat e mia të ditës së sotme janë pranuar".[1]

Kinenah Ibën Xhebal es-Sulemi tregon se Bekr Ibën Abdullahi ka thënë:

"Nëse e sheh dikë më të vjetër se ti, thuaj: Ai është më i mirë se unë, sepse ai më ka kaluar me iman dhe vepra të mira;

Nëse e sheh dikë më të ri se ti, thuaj: Ky është më i mirë se unë, sepse e kam kaluar unë atë me mëkate dhe vepra të liga;

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 4/150

Nëse e sheh se shokët e tu po të nderojnë, thuaj: Kjo është diçka e mirë për të cilën ata garojnë (për në vepra të mira).

Dhe nëse sheh neglizhim/injorim nga shokët e tu, thuaj: Kjo është nga ndonjë mëkat që unë kam bërë.1

El-Kasim Ibën Muhamedi ka thënë: "Udhëtonim me Ibën Mubarekun shumë dhe unë e pyesja veten:

"Pse ky njeri (Ibën Mubareku) është më i mirë se ne dhe i famshëm ndër njerëzit e tjerë? Nëse ai falet, ne falemi po ashtu; Nëse ai agjëron, ne agjërojmë po ashtu; Nëse ai shkon në Haxh, ne shkojmë në Haxh po ashtu; Dhe nëse ai merr pjesë në xhihad, ne marrim pjesë në xhihad po ashtu";

Por një ditë ishim rrugës për në Sham dhe një natë qëndruam në shtëpi. Ishim duke ngrënë darkë kur llamba u ndal. Njëri nga ne doli jashtë për të kërkuar vaj për ta ndezur llambën. Kur ai u kthye me llambë, unë e pashë fytyrën dhe

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/248.

mjekrën e Ibën Mubarekut të mbushur me lot dhe i thashë vetes:

“Për shkak të frikës ndaj Allahut, ai është më i mirë se ne; Ai filloi të mendonte për Ditën e Gjykimit sapo u ndal drita dhe vendi u bë i errët”.1

El-Merrudhi’ tregoi se e kishte pyetur Imam Ahmedin:

“Si je sot”?

Ai i tha: “Si mund të jem kur më ka kërkuar ...

Zoti im subhanehu ue teala të bëj akte të obligueshme adhurimi,

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ta praktikoj sunetin e tij,

Dy engjëjt, t’i përmirësoj veprat e mia,

---

1 Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/145.

Dhe shpirti im më kërkon ta pasoj atë,

Shejtani më shtyn të bëj vepra të liga,

Engjëlli i vdekjes po pret të ma marrë jetën,

Dhe fëmijët e mi po presin nga unë që t'i furnizoj ata".1

Ibën Hubejki tregon se Hudhejfe el-Marashi i kishte thënë atij:

"Janë katër gjëra që duhet t'i shikosh: Sytë e tu, gjuhën tënde, epshin tënd dhe zemrën tënde. Mos e shiko atë e cila është e ndaluar për ty, mos e thuaj atë të cilën Allahu e di se është ndryshe në zemrën tënde, mos i paso epshet e tua dhe sigurohu se nuk ka urrejtje në zemrën tënde ndaj asnjë myslimani. Dhe nëse nuk i ke këto katër cilësi, duhet të vendosësh dhé në kokën tënde".2

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 11/227.
[2] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 4/268.

Kadi Husejn ka treguar se mësuesi i tij, el-Kefali, qante të shumtën e kohës gjatë ligjëratave të tij, pastaj e ngrinte kokën dhe thoshte:

"Ne nuk jemi të vetëdijshëm se çfarë na pret (çfarë është shkruar për ne) në ahiret".[1]

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 17/407.

Habib Ibën Ebu Thabiti ka thënë se kur Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, po ecte, disa njerëz po e përcillnin pas; Ai iu kthye atyre dhe i pyeti:

"A mund t'iu ndihmoj"?

Ata i thanë:

"Jo, por do të donim të ecnim me ty".
Ai u tha:

"Kthehuni, sepse kjo është nënçmim për ata që përcjellin dhe sprovë për atë që përcillet".[1]
El-Harith Ibën Suvejdi ka thënë se Abdullahu (ibën Mesudi) ka thënë:

"Sikur ju ta dinit atë që unë di për veten time, do të hidhnit dhé në kokën time".[2]

---

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/406.
[2] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/406-407.

El-Hasani[1] ka thënë:

“Isha i shoqëruar me Ibën Mubarekun një ditë, kur u afruam te një vend ku kishte ujë dhe njerëzit po pinin aty. Ibën Mubareku shkoi të pinte aty dhe njerëzit nuk e njihnin, andaj e shtynë atë. Kur ai u kthye tha:

“Kështu duhet ta jetojë jetën njeriu”, - kjo ishte kur askush nuk e njohu dhe nuk tregoi respekt për të.

El-Hasani po ashtu tha:

“Një ditë Ibën Mubareku ishte në Kufa dhe njëri nga nxënësit e tij po ia lexonte atij librin “Rregullat e Haxhit”. Lexuesi arriti te një hadith i cili thoshte:

“Abdullah Ibën Mubareku ka thënë kështu dhe mendimin e tij ne e pasuam”.

[1] Një nga nxënësit e Ibën Mubarekut; Kishte tre nxënës të tij emrat e të cilëve fillojnë me el-Hasan: El-Hasan Ibën er-Rabi’, El-Hasan Ibën Arafa’, dhe El-Hasan Ibën Isa Ibën Masirji.

Pastaj, Ibën Mubareku tha:

"Kush e ka shkruar këtë"?

Unë (el-Hasan) i thashë:

"Autori".

Ibën Mubareku po e fshinte atë me dorën e tij, derisa e largoi, e pastaj tha:

"Kush jam unë që ta vendos emrin tim aty"?[1]

Ahmed Ibën Junus el-Xherbui ka thënë se Fudale Ibën Ubejdi i kishte këshilluar duke u thënë:

"Nëse mund të mësoni duke mos u zbuluar, bëjeni këtë, nëse mund të dëgjoni e mos të flisni, bëjeni këtë, dhe nëse mund të uleni e të fitoni dituri nga të tjerët, bëjeni këtë".[2]

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*": 4/135.

[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/116.

Një njeri ka thënë:

“Pashë vuajtje në fytyrën e Imam Ahmedit kur një njeri e lavdëroi atë duke i thënë:

“Allahu të bekoftë si përfaqësues i islamit”.

Por Imam Ahmedi iu përgjigj:

“Përkundrazi, Allahu e bekoftë islamin si përfaqësues imi, kush jam unë e çfarë kam bërë”?1

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 11/225.

Thabit el-Bunani ka thënë se Ebu Ubejde ka thënë: "O njerëz! Jam një njëri nga Kurejshët dhe nëse nga ju ka ndonjë njeri të zi apo të kuq që është më i devotshëm se unë, dua të bëhem si ai".1

Nafi'u ka thënë se një njeri i ka thënë Ibën Umer Hatabit, duke e lavdëruar:

"O më i miri nga të gjithë njerëzit".

Ibën Umeri iu përgjigj:

"Nuk jam më i miri nga të gjithë njerëzit, por jam një rob nga robërit e Allahut. Kërkoj falje nga Allahu dhe ia kam frikën Atij. Betohem se nëse insiston ta lavdërosh një njeri, do ta shkatërrosh".2

Ebu el-Esh'habi ka thënë se Mutarrif Ibën Abdillahi ka thënë:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 1/18.
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 3/236

“Preferoj ta kaloj natën duke fjetur, e pastaj të ngrihem në mëngjes duke u penduar për këtë, sesa ta kaloj natën duke u falur, e pastaj të ngrihem në mëngjes duke qenë mendjemadh (duke u mburrur)”.

Dhehebiu ka komentuar se ai i cili e quan veten të pastër dhe mburret me veten, kurrë nuk do të ketë sukses”.1

Uehb Ibën Munebihi ka thënë:

“Janë tri gjëra që nuk duhet t’i harrosh kurrë; Mos i paso epshet tua, mos u shoqëro me shoqëri të keqe dhe mos u bëj mendjemadh (mos u mburr me veten)”.2

Ebu Uehb el-Meruezi ka thënë se e ka pyetur Ibën Mubarekun:

“Çfarë është arroganca”?

---

[1] “*Hiljet el-Eulija*”: 2/200 dhe “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 4/190

[2] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 4/549

Ai iu përgjigj:

“Arrogancë është të ndjesh përbuzje për njerëzit”.

Pastaj e pyeta:

“Çka është mburrja”?

Ai u përgjigj:

“Mburrje (mendjemadhësi) është të mendosh se ti ke diçka që të tjerët nuk e kanë dhe mburrja është gjëja më e keqe tek ata që bëjnë ibadet”.1

Ahmed Ibën (Ebu) el-Hauari ka thënë se Ebu Abdilah el-Antaki ka raportuar se Fudajli dhe Sufjan eth-Theuri u takuan dhe folën për pak kohë. Pastaj zemra e Sufjanit u zbut dhe ai qau; Ai tha:

“Shpresoj që ky takim të jetë bekim dhe mëshirë për ne”.

---

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 8/407

Fudajli i tha:

“Por Sufjan, kam frikë më të keqen; se mos e ke thënë më të mirën që e di nga dija dhe se unë kam bërë të njëjtën. Unë të kam impresionuar dhe ti më ke impresionuar”.

Sufjan pastaj qau dhe tha:

“Më ke kthjellur (ngjallur), Allahu të kthjelltë”.1

Imam Shafiu ka thënë:

“Nëse keni frikë se mund të bini në mendjemadhësi nëpërmjet veprave tuaja, kujto kënaqësinë e Kujt po e kërkon (e ajo është e Allahut), çfarë bekimi po kërkon dhe çfarë lloj dënimi e ke frikë. Andaj, nëse i kujton të gjitha këto, veprat tua të mira do të të duken të vogla në sytë e tu”.2

---

1 Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 8/439
2 Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 10/42

Rashdin Ibën Sa'di ka thënë se Ubejdullah Ibën Ebu Xhaferi, i cili ishte një nga të mençurit ka thënë:

"Nëse një njeri është duke folur dhe ndihet i kënaqur me atë të cilën është duke e thënë, ai duhet të ndalet dhe nëse është ndalur dhe ndihet i kënaqur me heshtjen e tij, duhet të flasë".1

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 6/10

Në librin e tij “Ez-Zuhd”, Ibën Mubareku tregoi:

“Kur Umer Ibën Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, arriti në Sham, liderët dhe udhëheqësit e mirëpritën, por ai i pyeti ata:
“Ku është vëllai im Ebu Ubejde”?

Ata thanë:

“Ai do të jetë këtu së shpejti”.

Kur Ebu Ubejde, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, arriti më në fund duke i dhënë devesë dhe e përshëndeti Umer Ibën Hatabin. Pastaj Umeri u kërkoi njerëzve që t’i linin ata vetëm. Ai vazhdoi me Ebu Ubejden derisa arritën në shtëpinë e tij. Umer Ibën Hatabi u habit kur në shtëpinë e tij gjeti vetëm një shpatë, mburojë dhe samar. Ai, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i tha Ebu Ubejdes:

“Pse nuk po blen ndonjë gjë për shtëpi”?

Ebu Ubejde, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, u përgjigj:

"O udhëheqës i besimtarëve, kjo do të na dërgojë neve në vendin për prehje (ahiret)".1

Naim Ibën Hamedi ka treguar se Malik ed-Da'ri ka thënë se Umer Ibën Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, kishte thirrur shërbëtorin e tij, ia kishte dhënë 400 dinarë dhe i kishte thënë:

"Dërgoja këto të holla Ebu Ubejdes dhe shiko se çfarë do të bëjë ai me to".

Shërbëtori ia dërgoi të hollat Ebu Ubejdes dhe i tha:

"Udhëheqësi i besimtarëve t'i ka dhënë këto të holla"?

Ebu Ubejde i tha:

"Allahu e shpërbleftë atë dhe e mëshiroftë".

Pastaj Ebu Ubejde e thirri shërbëtoren e tij dhe i tha asaj:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/16

“Merri këto të holla dhe ia dërgo këtij e këtij dhe këtë shumë të hollash këtij e këtij, derisa i përfundoi të gjitha”.

Shërbëtori u kthye te Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij dhe i tregoi për veprën e Ebu Ubejdes. Por Umer Ibën Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, veç kishte përgatitur 400 dinarë të tjerë për Muadh Ibën Xhebelin, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Shërbëtori i dërgoi të hollat te Muadhi, i cili tha:

“Allahu e shpërbleftë dhe e mëshiroftë udhëheqësin e besimtarëve”.

Muadhi e thirri shërbëtoren e tij dhe i tha asaj:

“Merri këto të holla dhe ia dërgo këtij e këtij dhe këtë shumë to hollash këtij e këtij”.

Mirëpo, i erdhi gruaja dhe i tha Muadhit:

“Ne me të vërtetë jemi shumë të varfër, lëri disa para për ne”.

Fatkeqësisht, vetëm dy dinarë kishin ngelur dhe ai ia dha ato gruas së tij. Shërbëtori u kthye te Umeri dhe ia tregoi ngjarjen.

Umer Ibën Hatabi ishte shumë i lumtur dhe tha:

"Ata janë vëllezër të njëri-tjetrit".[1]

Ebu Ismail et-Tirmidhi ka treguar se Talha ka thënë se babai i tij, Ebu Talha, i mori disa të holla nga Hadramauti, përafërsisht 700 000 dërhemë. Ebu Talha nuk mund të flinte atë natë. Gruaja e tij e pyeti:

"Çfarë problemi ke"?

Ai tha:

"Po mendoja si mund të flejë njeriu duke pasur kaq shumë para në shtëpinë e tij"?

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/456

Pastaj ajo i tha:

“Prit deri në mëngjes, thirri të afërmit dhe miqtë e tu dhe shpërndajua ato atyre”.

Ebu Talha tha:

“Allahu të mëshiroftë, je e devotshme, e bija e një të devotshmi” (gruaja e tij ishte Umm Khultum, e bija e Ebu Bekër es-Sidikut). Në mëngjes ai i thirri muhaxhirët dhe ensarët dhe ua shpërndau të hollat. Ai po ashtu ia dërgoi një pjesë Ali Ibën Ebi Talibit. Gruaja e tij e pyeti:

“O Ebu Muhammed, a nuk kemi ne hise (pjesë) në këto të holla”?

Ebu Talha u përgjigj:

“Ku ishe... kjo është e gjitha që ka ngelur. - Merri”!

Ajo tha:

"Kishte ngelur vetëm një çantë me 1 000 dërhemë".1

Eth-Theuri ka treguar se Abdullah Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

"Kushdo që kërkon ahiretin, e braktis këtë dynja dhe kushdo që kërkon këtë dynja e braktis ahiretin. O njerëz, braktiseni atë që ka fund, për atë që është e përjetshme".2

Abdurrahman Ibën Jezidi ka treguar se Abdullah Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

"Ju shpenzoni më shumë kohë në namaz dhe bëni shumë më shumë përpjekje se shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe prapëseprapë ata janë më të mirë se ju.

E pyetën:

"Si"?

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/31
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/496

Ai u tha:

Ata ishin asketë dhe mundoheshin/mendonin/përpiqeshin për ahiret më shumë se ju".[1]

Euzai ka treguar se Ebu Derdau, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

"Kërkoj mbrojtje te Allahu nga ajo e cila e ndan zemrën".

E pyetën:

"Çka është ajo që e ndan zemrën"?

Ai u përgjigj:

"Të kesh të holla gjithandej".[2]

Katade ka thënë se Amiri qau kur ishte në kthetrat e vdekjes dhe e pyetën:

---

[1] Ibën El-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*": 1/420
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 2/348

“Pse po qan”?

Ai tha:

“Nuk po qaj nga frika për vdekjen, por po qaj sepse do të më mungojë agjërimi në nxehtësinë e mesit të ditës dhe namazi i natës”.[1]

Emri i tij është Ebu Abdilah Amir Ibën Kajs et-Temimi el-Basri, një nga tabiinët e devotshëm.
Zijad Ibën Mahiki ka treguar se Shedad Ibën Eusi thoshte:

“Të gjitha gjërat e mira janë në parajsë dhe të gjitha gjërat e liga janë në ferr. Kjo botë është diçka që ka fund, në të cilën jetojnë të devotshmit, por edhe ata që bëjnë vepra të liga; Dhe ahireti është një premtim i vërtetë, ku një Zot i Gjithëfuqishëm do t’i gjykojë njerëzit. Secili vend (parajsa dhe ferri) i kanë njerëzit e tyre, andaj bëhu nga ata që e kërkojnë ahiretin, e jo nga ata që kapen për këtë dynja”.[2]

---

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 4/19
[2] Ibën El-Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*”: 1/709

Abdullahu, nipi i Muslim Ibën Sadit, ka thënë:

“Kur doja të shkoja në Mekë për haxh, daja im Ibën Sa’di më dha 10 000 dërhemë dhe më tha:

“Kur të shkosh në Medine, shiko për familjet më të varfra dhe jepua këto para”.

Andaj kur shkova atje, pyeta për familjen më të varfër dhe ma treguan. Trokita në derë dhe një grua më pyeti:

“Kush jeni ju”?

Unë iu përgjigja:

“Jam një njeri nga Bagdadi. Më kanë porositur t’ia jap 10 000 dërhemë familjes më të varfër në Medinë dhe dikush më dërgoi te ju”.

Por ajo tha:

Shoku yt të ka kërkuar ta kërkosh familjen më të varfër dhe fqinjët tanë janë më të varfër se ne”.

Andaj unë shkova te fqinja e saj dhe ia ofrova të hollat, por ajo tha:

“Ne jemi të varfër sikur fqinjët tanë, andaj ndaji të hollat mes nesh”.[1]

[1] Ibën El-Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*”: 2/206

Sufjani ka treguar se el-Ahnefi ka thënë:

"Umer Ibën Hatabi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, na ka treguar:

"Kërkoni dije të Fikhut para se të kërkoni udhëheqësinë".

Sufjani e komentoi këtë duke thënë:

"Sepse, nëse një njeri bëhet dijetar në Fikh, nuk do ta kërkojë udhëheqësinë".[1]

Në kapitullin e luftërave, Musa Ibën Ukbe ka thënë: Amër Ibën Asi ishte komandant i ushtrisë në ekspeditën e Dhatu es-Selasil në kufi të Shamit. Ai i kërkoi Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem më shumë përforcime, andaj Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ia dërgoi atij një ushtri nga muhaxhirët, të shoqëruar nga Ebu Bekr es-Sidik dhe Umer Ibën Hatab, të udhëhequr nga Ebu Ubejde. Sapo e arritën ata ushtrinë e Amër Ibën Asit, ai u tha atyre:

[1] Ibën el Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*": 2/236

"Unë jam komandanti juaj".

Muhaxhirët i thanë:

"Jo, ti je komandant i ushtrisë tënde dhe komandanti ynë është Ebu Ubejde".

Amër Ibën Asi pastaj shtoi:

"Ju jeni një përforcim dhe mbështetje për mua".

Mirëpo, kur Ebu Ubejde i cili ishte bujar, i besueshëm dhe i kapur për urdhrat e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, e dëgjoi diskutimin në mes të ushtarëve, ia dorëzoi udhëheqësinë Amër Ibën Asit.[1]

Edh-Dhehebiu ka thënë: Hudhejfe ka treguar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

"Unë do t'jua dërgoj njeriun më të besueshëm".

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/8-9

(Secili nga) Shokët e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem po shihte se mos do të ishte ai (personi i cekur). Ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, e dërgoi Ebu Ubejde Ibën Xherrahin".1

Ebu Bekr el-Hanefi ka thënë: Amir Ibën Sa'di ka treguar se babai i tij, Sa'di, po e lëmonte delen kur djali i tij Umeri shkoi te ai. Kur babai i tij e pa atë, i tha:

"Kërkoj mbrojtjen e Allahut nga ky kalërues".

Kur Umeri e arriti babanë e tij, i tha:

"O baba, a je i kënaqur me të qenit çoban, kur njerëzit po luftojnë për udhëheqësi në Medinë"?

Por Sa'di goditi gjoksin e birit të tij dhe i tha:

"Rri i qetë! E kam dëgjuar Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke thënë:

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*": 1/11, dhe hadithi është i transmetuar në Buhari me nr. 3745, dhe Muslim me nr. 2420.

"Allahu e do robin e tij i cili është i devotshëm, i pasur dhe i panjohur".1

El-Misuari ka thënë:

"Isha shumë i lumtur kur Abdurrahman Ibën Aufi u caktua si konsulent në çështjen e zgjedhjes së kalifit ndërmjet Ali Ibën Ebi Talibit dhe Uthman Ibën Afanit. Sikur të mos zgjidhej ai, do të preferoja Sa'din. Por Amr Ibën Asi më përcolli dhe më tha:

"Si do të ndihej daja yt (Abdurrahman Ibën Aufi) nëse dikush tjetër do të zgjidhej si konsulent e të mendonte se ishte më i mirë se ai"?

Pastaj unë shkova te Abdurrahman Ibën Aufi dhe e informova për thënien e Amrit. Abdurrahman Ibën Aufi më tha:

---

[1] Muslimi në *Sahih*, nr. 2965, 4/2277, dhe Imam Ahmedi në *Musned*: 1/168

“Betohem në Allahun: Më mirë do të ishte sikur një thikë të më ngulej në fyt e të dilte në anën tjetër, sesa të isha përgjegjës për këtë çështje”.

Dhehebiu ka thënë:

“Një nga veprat më të mira të Abdurrahman Ibën Aufit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ishte largimi nga pozita e tij si kalif pas vdekjes së Umer Ibën Hatabit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij. Ai ka punuar aq shumë që ta bëjë bashkë umetin e t’i mbledhë votat e tyre për kalif (ose Uthman Ibën Afanin ose Ali Ebi Talibin). Dhe nëse ai do ta donte atë pozitë për veten e tij, do ta merrte, do t’ia linte kushëririt të tij, ose personit më të afërt të tij, Sa’d Ibën Ebi Uekasit”.

Ibën Ujejne ka thënë: Amër ibën Asi ka thënë:

“I mençur nuk është ai që e dallon të mirën nga e liga, por ai i cili e njeh më të mirën nga dy të liga”.1

Nuajmi ka thënë: Xhefa Ibën Muhamedi ka thënë:

“Mos u grindni për çështje fetare, sepse ajo e mbush zemrën dhe shkakton hipokrizi”.2

Në librin e tij “El-Ilm”, Ibën Abdul Berri ka thënë: Ibën Uehbi ka thënë:

“Unë e angazhova veten me adhurim të devotshëm para se të kërkoja dituri, por shejtani, Allahu e mallkoftë, më ngacmonte dhe më bënte të mendoja për Isanë alejhi selam dhe atë se si e ka krijuar Allahu. Andaj e ngrita çështjen te një dijetar dhe ai më pyeti:

“Ibën Uehb”?

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 3/74
[2] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 6/264

Unë i thashë:

“Po”.

Ai më tha:

“Kërko dituri”.

Dhe kështu u bëra dijetar.[1]

Abdul Uehab Ibën Aziz et-Temimi el-Hanbeli ka thënë: Ebu el-Husejn el-Ataki na ka informuar se kishte dëgjuar Ibrahim el-Harbin duke i thënë një grupi njerëzish:

“Kë e konsideroni të huaj në rajonin tuaj”?

Njëri tha:

“I huaj është ai që e largon veten nga vendi i tij”.
Një tjetër tha:

---

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 9/ 224

“I huaj është ai që e distancon veten nga miqtë e tij të mirë”.

Pastaj Ibrahimi tha:

“I huaj, në kohën tonë, është njeriu i devotshëm, i cili jeton në mesin e të devotshmëve. Nëse ai thërret në të mirë, atëherë përkraheni, nëse ai ndalon nga e keqja, atëherë ndihmojeni, nëse ai ka nevojë diçka nga kjo dynja, jepjani, pastaj ata vdesin dhe të gjithë e lënë vetëm”.1

Dhehebiu ka thënë: Ismaili, gjykatësi i njohur, ka thënë:

“Një ditë shkova ta shoh kalifin el-Mu’tedid Bil-lah dhe ai ma dha një libër. Unë e shikova librin dhe vura re se aty përfshiheshin vetëm lehtësimet e dijetarëve. Unë i thashë:

“Autori i këtij libri është zindik (i prishur, me dyshime).

Kalifi tha:
“A nuk janë të sakta këto hadithe”?

---

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”:13/362

Unë i thashë:

“Po, por (aty ka) dijetar i cili i lejon pijet dehëse, nuk e lejon mut’a-n (martesën e përkohshme e cila është e ndaluar në Fikhun e sunitëve), dhe ai që lejon mut’a-n, nuk e lejon këndimin. Të gjithë dijetarët kanë bërë gabime në një mënyrë apo tjetër dhe nëse njëri i mbledh gabimet e të gjithë dijetarëve, feja e tij apo saj do të anulohet”.

Pastaj kalifi urdhëroi që ai libër të digjej.1

Ibën Beta ka thënë: “Kam dëgjuar Berbaharin të thoshte”:

“Shoqërimi për hir të këshillimit hap dyert për benefit/përfitim dhe shoqërimi për hir të debatimit i mbyll dyert e benefitit/përfitimit”.2

Er-Rabi’ ka thënë: “Kam dëgjuar Shafiun duke thënë”:

“Mosmarrëveshjet në çështje fetare e ngurtësojnë zemrën dhe shkaktojnë urrejtje”.1

[1] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*”: 13/465

[2] Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 15/ 91

Abdurrahman Ibën Abdillah Ibën Mesudi ka thënë: "Njëri erdhi te babai im dhe i tha":

"O Ebu Abdurrihman, më mëso diçka të nevojshme dhe të kuptueshme".

Abdullah Ibën Mesudi tha:

"Mos i bëj shok Allahut në adhurim, kapu për mësimet e Kuranit. Kushdo që ta tregon të vërtetën, merre atë nga ai, edhe nëse e urren atë, ose nuk e njeh atë, dhe kushdo që ta thotë të pavërtetën, refuzoje atë, edhe nëse ai person është miku yt më i mirë".1

Ebu el-Ahuesi ka treguar se Abdullah Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

"Asnjë nga ju nuk duhet ta pasojë verbërisht një njeri tjetër në çështje fetare; nëse ai beson, edhe ky beson; dhe nëse ai nuk beson, edhe ky nuk beson; por nëse ju doni ta imitoni

---

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*": 1/419

apo pasoni dikë, duhet t'i imitoni ata që kanë vdekur, sepse njeriu nuk mund të jetë i sigurt nëse ata që po jetojnë bien në sprovë".1

Abdurrahman Ibën Jezidi ka treguar se Abdullah Ibën Mesudi ka thënë:

"Mos u bëj njeri pa karakter"!

Njerëzit pyetën:

"Çfarë është njeri pa karakter"?

Ai tha:

"Është kur njeriu thotë: "Jam një njeri nga njerëzit e tjerë dhe nëse ata janë të devijuar, edhe unë jam i devijuar". Por realisht njeriu duhet ta përgatitë veten që të mos bie në kufër (mosbesim) nëse të gjithë të tjerët bien".2

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*": 1/421
[2] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/421

Er-Rabi' ka treguar se e ka dëgjuar Shafiun duke thënë:

"Nëse në librin tim gjeni diçka që kundërshton sunetin e Pejgmaberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, pasojeni atë dhe kundërshtojeni atë çfarë unë kam thënë".1

Er-Rabi' ka thënë: "Një njeri e pyeti Shafiun:

"A e pranoni këtë hadith"?

Shafiu tha:

"Nëse unë e transmetoj një hadith autentik nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe nuk e pranoj, atëherë ju ftoj të dëshmoni se jam çmendur".2

El-Humejdi ka thënë:

"Shafiu ka transmetuar një hadith një ditë dhe unë e pyeta":

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 10/34
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 10/ 34

“A e pranon këtë hadith”?

Ai më tha:

“Nëse më shihni duke dalë nga kisha apo duke bartur kryqin, (është) atëherë kur e transmetoj një hadith të Pejgmaberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe nuk e pranoj atë”.1

Në Musned-in e Shafiut, Ibën Semeke ka raportuar se Ibën Ebu Dhuabi ka thënë: “Ebu Shurajhi ka treguar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë”:

“Nëse dikush vritet, familjari i tij më i afërt ka të drejtë të zgjedhë një nga këto: ose të kërkojë të hollat për gjakun, ose hakmarrje, duke e vrarë vrasësin”.

Kur e dëgjova këtë hadith, unë (Ibën Semeke) e pyeta Ibën Ebu Dhuabin:

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 10/ 34

“A e pranon ti këtë hadith”?

Ai ma goditi gjoksin dhe bërtiti duke më thënë:

“Unë po ta them një hadith të Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe ti po më pyet se a e pranoj apo jo! - Patjetër se e pranoj, sepse është obligim për mua dhe secilin që e dëgjon atë që të kapet për të. Allahu subhanehu ue teala e ka zgjedhur Muhamedin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem nga të gjithë njerëzit për t’i udhëzuar ata, andaj të gjithë njerëzit duhet ta pasojnë atë, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, deshën apo nuk deshën, dhe nuk i mbetet mundësi zgjidhjeje myslimanit, veçse t’i bindet Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem”.1

El-Hatibi ka thënë: Kur Kalifi el-Mehdi po bënte Haxhin, ai e vizitoi xhaminë e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe të gjithë u ngritën në këmbë në praninë të tij, përveç Ibën Ebu Dhuabit. Pastaj el-Musejibi i tha Ibën Ebu Dhuabit:

---

[1] Edh-Dhehebiu : ”*Sijer A'lam En-Nubela*" 7/142

“Ngrihu në këmbë, ky është udhëheqësi (Emiri) i besimtarëve”.

Ibën Ebu Dhuabi u përgjigj:

“Por njerëzit ngrihen vetëm për Zotin e botëve”.

El-Mehdi pastaj tha:

“Lëreni, betohem se ky më bëri që secila fije floku e kokës sime të shkojë në fund”.[1]

Shafiu ka thënë:

“Nëse një njeri nuk pajtohet me mua rreth së vërtetës me këmbëngulje, ai bie poshtë sipas vlerësimit tim, por nëse ai e pranon të vërtetën, unë e respektoj atë dhe e kërkoj shoqërimin me të”.[2]

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A'lam En-Nubela*" 7/143
[2] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A'lam En-Nubela*" 10/ 33

Nafiu ka transmetuar se një njeri ia bëri Ibën Umerit, Allahu qoftë i kënaqur pre tij, një pyetje, por Ibën Umeri e uli kokën dhe nuk u përgjigj. Njerëzit menduan se Ibën Umeri nuk e kishte dëgjuar pyetjen, andaj njeriu pyeti:

"Allahu të faltë, a nuk e dëgjove pyetjen time"?

Ibën Umeri u përgjigj:

"Po e dëgjova, por ju njerëz mendoni se Allahu subhanehu ue teala nuk do të na pyesë për atë për të cilën ju më pyetët. Allahu ju faltë juve, ju do të më jepni pak kohë të mendoj nëse pyetja juaj ka përgjigje, në të kundërtën, do t'ju informoj se nuk e di".1

Ez-Zuhriu ka thënë:

"Kam dëgjuar se Zejd Ibën Thabiti, kur e pyetnin për diçka, thoshte":

---

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/566

"A ka ndodhur (kjo gjë)"?

Nëse ata i përgjigjeshin pozitivisht, ai përgjigjej varësisht nga ajo që dinte. Por nëse ata i përgjigjeshin negativisht, "nuk ka ndodhur", ai u thoshte atyre:

"Lëreni deri sa të ndodhë".[1]

Suhnuni ka thënë:

"Disa njerëz nga selefi largoheshin nga dhënia e fetuave dhe nëse jepnin, shumë njerëz përfitonin nga dija e tyre, por ata nuk e bënin këtë për shkak të frikës nga mburrja (mendjemadhësia). Sidoqoftë, nëse ata ndiheshin të kënaqur me heshtjen e tyre, ata do të jepnin fetua dhe do të thoshin: "Shumica e njerëzve që guxojnë të japin fetua janë ata që kanë më së paku dije".[2]

Suhnuni u pyet:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/438
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 12/66

“A i lejohet dijetarit të thotë ‘nuk e di’, edhe nëse e di”?

Ai u përgjigj:

“Një dijetar nuk guxon ta thotë këtë nëse ka (përgjigje me) argumente nga Kurani dhe Sunneti, mirëpo nëse nuk ka argumente, ai mund të largohet nga përgjigja, sepse nuk e di nëse e ka mirë apo keq”.1

Ejubi ka thënë:

Njerëzit e pyetën el-Kasimin në Mina për çështje fetare, por ai u përgjigj: “Nuk e di”. Kur ata i shtuan pyetjet e tyre, ai tha:

“Betohem në Allahun se nuk i di përgjigjet e të gjitha pyetjeve tua, dhe sikur t’i dija, nuk do t’i fshihja nga ju, sepse nuk e kam të lejuar ta fsheh dijen”.

Jahja Ibën Seidi tha:

---

1 Edh-Dhehebiu: “*Sijer A’lam En-Nubela*” 12/65

“E kam dëgjuar el-Kasimin duke thënë: “Ne nuk i dimë përgjigjet për të gjitha pyetjet dhe është më mirë për një njeri të jetojë si injorant, kur i di të drejtat e Allahut mbi të dhe obligimet e tij, sesa ta thotë atë që nuk e di”.1

1 Ibën el-Xheuzi: “*Sifatu Es-Safue*” 2/89

Abdullah Ibën Amër Ibën Asi ka thënë: “Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem më tha”:

“Lexoje tërë Kuranin për një muaj”.

Unë i thashë:

“Por unë kam forcë (të bëj më shumë se aq)”.

Pejgamberi i Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tha:

“Lexoje për njëzet ditë”.

Unë i thashë:

“Por unë kam forcë (të bëj më shumë se aq)”.

Pejgamberi i Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tha:

"Atëherë përfundo leximin e Kuranit për shtatë ditë dhe mos e përfundo për më pak se kaq kohë".1

Dhehebiu komentoi hadithin e mësipërm, duke thënë:

"Është e konfirmuar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem e ka përfunduar leximin e Kuranit për tre net dhe ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, na e ndaloi neve leximin e tij për më pak se tre ditë.2 Sidoqoftë, kjo ndodhi para se të shpallej i gjithë Kurani. Ajo që ndalohet këtu është leximi i gjithë Kuranit për më pak se tre ditë. Andaj, është më mirë të lexohet Kurani për shtatë ditë, sepse njeriu mund ta kuptojë atë dhe ta lexojë me kujdes, respektivisht do të përfitojë nga ai shumë.

Betohem në Allahun se është më mirë për njeriun ta lexojë një të shtatën e Kuranit për një natë, të bëjë namaze vullnetare, të kapet për duatë (e transmetuara), të kërkojë dituri sinqerisht, të thërrasë në të mirë e të ndalojë nga e keqja, t'ua mësojë njerëzve injorantë bazat e diturisë

[1] *Sahih* Buhari: 5054, dhe *Sahih* Muslim: 184, 2/814
[2] I transemtuar në *Sunenin* e Ebu Davudit, hadith nr. 1390-1291 (2/113)

islamike, t'i ndalojë vepërligët, ta kryejë namazin e obligueshëm në xhami me përulje dhe besim të sinqertë, të largohet nga mëkatet e mëdha, të kërkojë falje nga Allahu, të japë sadaka, si dhe t'i mbajë lidhjet farefisnore. Të gjitha këto vepra kërkohen nga myslimani, sepse ato e ngrenë lart shpirtin dhe e rrisin shpërblimin në Sytë e Allahut.

Megjithatë, nëse njeriu e përfundon Kuranin për një natë, ai ka rënë në kundërshtim me mësimet e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, i ka injoruar shumicën e veprave të mira të lartpërmendura dhe nuk ka reflektuar në atë të cilën e ka lexuar. Një njeri i vjetër thoshte:

"Ah sikur ta kisha pasuar sunetin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem".1

El-Musejib Ibën Rafi ka treguar se Abdullah Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

---

1 Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/84

“Ai që e mëson përmendësh Kuranin, duhet të njihet me namaz nate kur të tjerët flenë, me agjërim kur të tjerët hanë, me pikëllimin e tij, kur të tjerët janë të lumtur, me heshtjen e tij, kur njerëzit e tjerë flasin kot dhe me përulësinë e tij, kur të tjerët nuk e kanë. Ai duhet të jetë i mençur, i butë dhe të mos flasë shumë. Nuk duhet të jetë i vrazhdë, neglizhent, i ashpër, e as gjaknxehtë.1

Junus Ibën Xhubejri ka thënë:

“E vizituam Xhundubin kur ishte në prag të vdekjes dhe i kërkova të na këshillonte. Ai na tha:

“Ju këshilloj ta keni frikë Allahun, të kapeni për Kurani, sepse është dritë në natën e errët dhe udhëzim në ditën e ndritshme. Andaj pasoni mësimet e tij, pa marrë parasysh se çfarë sprove ose varfërie ju godet. Nëse një sëmundje/sprovë të godet në rrugën tënde, duhet ta sakrifikosh pronën tënde, por jo fenë tënde (Islamin): Nëse sprova bëhet ekstreme, duhet ta sakrifikosh pronën dhe

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*” 1/413

jetën tënde, por jo fenë tënde (Islamin), sepse i shkatërruar është ai njeri, feja e të cilit është e shkatërruar, dhe pa sukses është ai i cili është i privuar nga feja e tij. Duhet ta dini se nuk ka varfëri pas hyrjes në parajsë dhe nuk ka begati/mirëqenie pas hyrjes në ferr".[1]

Hamed Ibën Naxhihi ka thënë: "Xhundubi ka thënë":

"Ne ishim ende të rinj në shoqërinë e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe po mësonim bazat e besimit (Imanit) para se ta mësonim Kuranin. Pastaj e mësuam Kuranin dhe imani ynë u rrit".[2]

Hamed Ibën Zejdi ka treguar se Ebu AbdurRahmani ka thënë:

"Ne e mësuam Kuranin prej disa njerëzve të cilët na thanë se ata i mësonin përmendësh dhjetë ajete kuranore dhe kurrë nuk e tejkalonin atë derisa e kuptonin domethënien e tyre dhe vepronin sipas tyre, mirëpo pas tyre vinin njerëz dhe e

---

1 Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/174
2 Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/175

mësonin tërë Kuranin shumë lehtë, por kurrë nuk do të vepronin sipas tij".[1]

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 4/269

Asim el-Ahueli ka treguar se Ebu Uthman en-Nehdi ka thënë:

"E kam parë Ebu Dherin duke shkuar sa para sa prapa gjatë ngasjes së devesë, në drejtim të lindjes së diellit dhe mendova se mos kishte fjetur.

Andaj iu afrova dhe e pyeta:

"A je në gjumë"?

Ai më tha:

"Jo, po falesha".[1]

El-Ahnefit i thanë:

"Je i vjetër dhe agjërimi i shumtë po të bën të dobët".

Ai tha:

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/78

“Po e përgatis veten për një udhëtim të gjatë (Ahiretin)”.

Ai bënte namaz vullnetar nate tërë kohën, e vinte gishtin në flakën e llambës dhe thoshte:

“Ndjeje dhembjen! Pse e ke bërë këtë e këtë mëkat në këtë ditë”?1

Dhehebiu komentoi duke thënë: “Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë”:

“Agjëroni një ditë dhe hani një ditë, ashtu siç bënte vëllai im Davudi alejhi selam”.2

Po ashtu, Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

“Mënyra më e mirë e agjërimit është ajo e Davudit alejhi selam”.3

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*”: 4/ 91-92
[2] Buhari: 1976, dhe Muslim: 1159, 2/812
[3] Buhari: 1976, dhe Muslim: 1159, 2/812

Ai na ka ndaluar neve agjërimin e tërë vitit dhe ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, na ka urdhëruar të flemë gjatë njërës pjesë të natës. Ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë:

"Por unë bëj namaz vullnetar nate dhe fle, agjëroj dhe e prishi agjërimin, martohem me gra dhe ha mish; kushdo që nuk e pason traditën time në fe, nuk është prej meje (nuk është prej pasuesve të mi)".[1]

Prandaj, ai që nuk e pason sunetin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem në adhurimin e tij dhe në praktikën e tij fetare, do të pendohet; karakteri i tij do të shkatërrohet dhe do të humbasë shumë nga shpërblimi i tij. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem është mësuesi ynë, ai është i mëshirshëm ndaj besimtarëve dhe na udhëzon në rrugën e drejtë. Ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, na ka ndaluar të jetojmë jetë murgërie në izolim (Rahbanije), të agjërojmë gjithë vitin, të falemi gjithë natën dhe të mos martohemi nëse kemi mundësi. Andaj, ai që e di sunetin e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, duhet ta pasojë atë ashtu siç ka

[1] Buhari: 5063, Muslim: 1401, 2/1020.

ardhur dhe të pajtohet me të. Vepra më e mirë tek Allahu është ajo e paktë, por e vazhdueshme. E lusim Allahun subhanehu ue teala të na ndihmojë ta pasojmë dhe t'i bindemi sunetit të Pejgamberit tonë të dashur sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe t'i evitojmë bidatet dhe epshet.[1]

Es'ad Ibën Veda'a ka thënë: "Shedad Ibën Ausi shkonte në shtrat, por nuk mund të flinte, dhe thoshte":

"O Allah, nuk mund të fle, sepse nuk mund të ndalem së menduari zjarrin e ferrit. Pastaj merrte abdes dhe falej deri në mëngjes".[2]

Ibrahim Ibën Muhamed Ibën Sufjani ka thënë: "E kam dëgjuar Asim Ibën Asim el-Bejhekiun duke thënë":

"Kam qëndruar natën në shtëpinë e Ahmed Ibën Hanbelit; ai solli pak ujë dhe e vuri aty. Në mëngjes e shikoi ujin i cili nuk ishte përdorur dhe tha":

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*' 3/84-85
[2] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/709

"Lavdërimi i takon Allahut! Një njeri (duke më pasur mua për qëllim) duke kërkuar dituri dhe nuk bën namaz nate rregullisht"![1]

Is'hak Ibën Ibrahimi ka thënë: "Kam dëgjuar Fudajlin duke thënë":

"Nëse nuk mund të bësh namaz vullnetar nate dhe agjërim vullnetar, atëherë duhet ta dish se je i privuar nga kjo dhe i lidhur/prangosur nga mëkatet tua".[2]

Në interpretimin e tij të Ahmed Ibën Ebu el-Hauari es-Sufi, Imam Edh-Dhehebiu ka komentuar:

"Rruga ideale e adhurimit është ajo e Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem. Duhet të ushqehemi me të gjitha llojet e ushqimeve të ligjshme, pa e tepruar, siç thotë Allahu subhanehu ue teala":

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 11/298
[2] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 2/238

“O ju Pejgamberë, hani të gjitha llojet e ushqimeve hallall dhe bëni vepra të mira”. [Kuran 23:51]

... dhe Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë: “Unë bëj namaz vullnetar nate dhe fle, agjëroj dhe e prish agjërimin (domethënë nuk agjëroj çdo ditë), martoj gra dhe ha mish; andaj kush nuk e pason traditën time në fe, nuk është prej meje (prej pasuesve të mi)”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem na ka ndaluar të jetojmë jetë murgërie në izolim, e po ashtu të agjërojmë gjithë vitin. Islami është fe e lehtë që i përshtatet natyrës sonë. Andaj ne duhet të ushqehemi me të gjitha ushqimet e ligjshme, varësisht nga mundësitë dhe aftësitë e njeriut, siç thotë Allahu subhanehu ue teala:

... ”i pasuri të shpenzojë varësisht nga mundësitë e tij...” [Kuran 65:7]

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

“Parfumi dhe gratë më janë bërë të dashura, mirëpo prehja ime më është dhënë në namaz”.1 Ai, sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, e donte mishin, ëmbëlsirat, mjaltin, pijet e ftohta dhe miskun (parfumin).

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem është më i miri nga njerëzit dhe më i dashuri te Allahu subhanehu ue teala.
Ai i cili e largon veten në adhurim larg njerëzve, nuk ka dituri dhe ai që e largon veten nga ushqimi dhe gjumi i duhur, shumë lehtë mund të bie pre e shejtanit dhe pëshpëritjeve të tij. Shejtani, mallkimi i Allahut qoftë mbi të, e bën atë të mendojë se ka arritur gradë më të lartë, krahasuar me besimtarët e tjerë. Ai i shikon si inferiorë besimtarët e tjerë dhe e mendon veten si më të mirë se ta, e po ashtu mendon se është bërë “ueli” (mik i Allahut), dhe se mund të bëjë mrekulli. Si rezultat, izolimi dhe uria mund ta dërgojnë në jetë murgërie, të cilën Pejgamberi sal-lAllahu

[1] Ky hadith u transmetua nga Ahmedi 2/128, Nesaiu: 7/61, Hakimi: 2/160, dhe Tirmidhiu: 5261

alejhi ue sel-lem e ka ndaluar për ne. Kjo lloj sjelljeje nuk ka të bëjë asgjë me fenë tonë të thjeshtë, islamin.

Në fakt, sjellja e vërtetë në fenë tonë është pasimi i traditës së Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem. Ajo përfshin sjellje të mirë, përkujtim (dhikër), recitim të Kuranit me reflektim, të ndjesh keqardhje për mëkatet dhe të pendohesh, agjërim të ligjshëm vullnetar, namaz nate të vazhdueshëm (tehexhud), të qenit i afërt me myslimanët, falje (bërja hallall të tjerëve), të mbajturit e lidhjeve farefisnore, dhënie të sadakasë, urdhërim për të mirë dhe ndalim nga e keqja, thënie të së vërtetës, kryerje të Haxhit, ngrënie të të gjitha ushqimeve të lejuara pa e tepruar dhe kërkim faljeje te Allahu gjatë tërë kohës. Këto janë kualitetet e mira të evliave dhe njerëzve të devotshëm dhe lusim Allahun subhanehu ue teala, t'i duam ata dhe ta pasojmë rrugën e tyre.

Ibën Ebi Uvejsi citon babanë e tij:

“Një ditë, Ubade Ibën Samiti ishte me Muavije Ibën Ebu Sufjanin kur u bë thirrja për në namaz. Një thirrës/predikues (hatib) u ngrit dhe filloi ta lavdëronte Muavijen. Kur dëgjoi këtë, Ubade Ibën Samiti mori një grusht dhe, dhe ia futi në gojë hatibit. Muavija u acarua, mirëpo Ubade Ibën Samiti tha:

“Ti nuk ishe me ne kur ne ia dhamë besën Pejgamberit të Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem se do ta dëgjonim atë dhe do t’i bindeshim edhe kur do të ishim aktivë, edhe kur do të ishim të lodhur, dhe se nuk do të luftonim kundër udhëheqësit apo mos t’i bindeshim atij, se do të qëndronim të palëkundur në të vërtetën dhe do ta thoshim të vërtetën kudo që të ishim, dhe se në rrugën e Allahut nuk do të kishim frikë nga qortimi i qortuesve”.1

---

[1] Edh-Dhehebiu *"Sijer A’lam En-Nubela"* 2/7, dhe hadithi i Ubade është në *Sahih*-un e Buharit: 7199-7200.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem na ka urdhëruar që të hidhnim dhé në fytyrat e atyre që bëjnë shumë lavdërime”.[1]

Junus Ibën Ebi Is'haku e citoi babanë e tij duke thënë: Abdullah Ibën Mekali ka thënë: Ibën Ummi Mektumi ka qëndruar si mysafir te një grua hebraike që e ruante atë, mirëpo e ofendonte dhe abuzonte Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem. Ibën Ummu Mektumi e vrau atë. Kur lajmi i shkoi Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, Ibën Ummu Mektumi tha:

“Betohem se ajo ishte e mirë me mua, por e ofendonte Allahun dhe të dërguarin e Tij”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tha:

“Atë e ka shkatërruar Allahu, gjaku i saj është i lejuar (lejohet vrasja e saj)”.[2]

---

[1] *Sahih* Muslim: 4/2297, në autoritetin e el-Mikdad Ibën Amarit.

[2] Edh-Dhehebiu ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 1/363 dhe *hadithi* transmetohet nga Ibën Sadit në ”*Et-Tebekat*” 4/158.

El-Euzai ka transmetuar: Ebu Hatiri ka treguar se babai i tij ka thënë:

“Kam shkuar ta shoh Ebu Dherrin, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, dhe gjeta disa njerëz që e kishin rrethuar, duke e pyetur atë për mendime fetare (fetua). Pastaj erdhi një njeri dhe i tha:

“A nuk ta ka ndaluar Emir el-mu’minin (Udhëheqësi i besimtarëve) të japësh fetua”?

Kur e dëgjoi këtë Ebu Dherri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, e ngriti kokën dhe tha:

“A je spiun ti? Shiko, nëse ma vë një shpatë te qafa për të ma ndaluar që ta them ndonjë fjalë që e kam dëgjuar nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, do ta thosha atë (fjalë) para se të ma hiqje kokën”.1

---

[1] Edh-Dhehebiu ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 2/64

Ebu el-Mundhir Ismail Ibën Amari ka thënë: Kam dëgjuar Ebu Abdurrahman el-Umerin duke thënë:

“Neglizhenca e një personi qëndron në ngurrimin/hezitimin e tij për t’iu bindur Allahut. Kur sheh diçka që e hidhëron Allahun, e tejkalon atë, nuk thërret në të mirë e të ndalojë nga e keqja për shkak të frikës nga ata të cilët nuk kanë mundësi të të dëmtojnë apo ndihmojnë”.1

Në interpretimin e tij të Imam Ali Ibën Ebu et-Tajib en-Nesajburit, Imam Edh-Dhehebiu ka thënë:

“Ai e ka ftuar Sulltan Mahmud Ibën Sabaktakin t’ia japë atij disa këshilla. Kur ai arriti, u ul pa lejen e tij dhe filloi t’ia transmetonte një hadith sulltanit. Sulltani u acarua dhe urdhëroi një nga shërbyesit e tij që ta godiste imamin, pasi që këtë ai e pa si mungesë respekti. Sidoqoftë, një nga ministrat i tha atij:

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*” 2/181

"Imami është dijetar i mirënjohur dhe i vlerësuar në shoqëri".

Kur dëgjoi këtë sulltani, i kërkoi falje imamit dhe i ofroi para. Por En-Nesajburi refuzoi. Sulltani i tha imamit:

"Kërkoj falje, por ti e di se sovraniteti kërkon dorë të fortë dhe politikë dhe e vërejta se ti i ke kaluar kufijtë e tu (sepse imami nuk priti që ky t'i jepte leje të ulej dhe filloi ligjërimin), andaj a mund të ma falësh"?

Imami i tha:

"Allahu do të gjykojë në mes nesh, ti më thirre të vij këtu të të jap këshilla, të të transmetoj hadithe nga Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe të ta kujtoj Allahun subhanehu ue teala, dhe jo ta përdor fuqinë tënde dhe politikën tënde.

Sulltani u ndje i turpëruar dhe e përqafoi atë. Imam Ali Ibën Ebu et-Tajib en Nusajburi vdiq në vitin 458 pas hixhretit.1

[1] Edh-Dhehebiu "*Sijer A'lam En-Nubela*" 18/173-174

Uehb Ibën Munebihi ka thënë:

Isai alejhis-selam u ka thënë havarijunëve:

“Ata që kanë frikë nga shkaktimi i ndonjë fatkeqësie, janë ata që e duan këtë botë më së shumti”.1

Esh-Sha’biu transmeton se Shurejhi ka thënë:

“Do të sprovohesha me një fatkeqësi dhe prapëseprapë do ta falënderoja Allahun për këto arsye: E falënderoj Atë që nuk më ka sprovuar me një fatkeqësi të rëndë, për sabrin që ma ka dhënë ta përballoj atë, që më ka udhëzuar të marr shpërblim duke bërë sabër dhe që nuk ka lejuar këtë fatkeqësi të ndikojë në fenë time”.2

Ahmed Ibën Isami ka transmetuar se Zuhejr Ibën Nuajmi ka thënë:

“Kjo fe nuk do të themelohet pa dy gjëra: Durimin dhe

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/551
[2] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/105

mosluhatjen. Nuk do të themelohet vetëm me mosluhatje e as nuk do të themelohet vetëm me durim. Në fakt, Ebu Derdau, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka dhënë një shembull për to dhe ka thënë:

“Ngjashmëria në mes të durimit dhe mosluhatjes është si ngjashmëria ndërmjet dy fermerëve të cilët gropojnë dheun. Kur njëri ulet, ulet edhe tjetri”.1

---

1 Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 4/8.

Abdul Kerim el-Xhezeri ka transmetuar se Ebu Ubejde Ibën Muhamed Ibën Ammar Ibën Jasiri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë:

“Politeistët e morën Amar Ibën Jasirin, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, dhe i lavdëruan zotët e tyre të rremë. Kur ai, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, shkoi te Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ai e pyeti:

“Ku qëndron problemi”?

Amari i tha:

“Kam bërë një gabim, politeistët nuk më lanë të shkoja deri sa të qortova ty dhe i lavdërova zotët e tyre të rrejshëm”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem e pyeti:

“Si të duket kjo në zemrën tënde”?

Amari tha:

"Zemra ime është ende e fortë në besim".

Pastaj Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tha:

"Nëse të torturojnë sërish, bindu urdhrit të tyre".1

Katade transmeton se Junus Ibën Xhubejri ka thënë:

"E vizituam Xhundubin kur ishte në prag të vdekjes dhe kërkova që të na këshillonte. Ai tha:

"Ju këshilloj ta keni frikë Allahun subhanehu ue teala dhe të kapeni për Kuranin, sepse është dritë në natën e errët dhe udhëzim në dritën e ditës. Andaj pasoni mësimet dhe udhëzimet e tij, pa marrë parasysh se çfarë ju ndodh nga sprovat dhe varfëria. Nëse një sprovë (test) të ndodh gjatë rrugës tënde, duhet ta sakrifikosh pasurinë, por jo fenë tënde (Islamin); Nëse sprova bëhet ekstreme (e vështirë), duhet ta sakrifikosh pasurinë tënde dhe jetën tënde, por jo fenë tënde; sepse i shkatërruar është ai njeri, feja e të cilit është e

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 4/411

shkatërruar dhe i pasuksesshëm është ai i cili është i privuar nga feja e tij. Duhet ta dini se nuk ka varfëri pas hyrjes në xhennet dhe nuk ka mirëqenie e begati pas hyrjes në zjarr".[1]

Ahmed Ibën el-Hauari transmeton se Ibrahim Ibën Abdilahi ka thënë: Imam Ahmed Ibën Hanbeli ka thënë:

"Kur më morën në burg gjatë kohës së fitnes se Kurani është i krijuar [2], më së shumti u ndikova nga një këshillë e një beduini, i cili më kishte thënë:

"O Ahmed, nëse të vrasin, do të vdesësh si martir/dëshmor dhe nëse jeton (pas kësaj sprove), do të jetosh me dinjitet".

(vazhdojnë fjalët e Imam Ahmedit): "Fjalët e tij ma kanë ngritur imanin".[3]

Imam Ahmed Ibën Hanbeli ka thënë:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/174

[2] Imam Ahmed, Allahu e mëshiroftë, u burgos dhe torturua për 28 muaj nën kalifin Abasit el-Ma'muni për shkak të refizimit të thënies se Kurani është i krijuar.

[3] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 11/241

“Kurrë nuk kam parë njeri më të ri me aq dije fetare dhe më të palëkundur në fenë e tij, sesa Muhammed Ibën Nu’hi. Një ditë, gjatë sprovës se Kurani është i krijuar, ai më tha:

“O Ebu Abdilah, ti nuk je si unë, ti je njeri të cilin njerëzit e imitojnë dhe e ndjekin. Njerëzit po presin të shohin se çfarë do të bësh ti, andaj ke frikë Allahun dhe bëhu i palëkundur” (kjo d.m.th. mos u pajto me atë se Kurani është i krijuar).

Muhamed Ibën Nuhi vdiq, kurse unë ia fala namazin e xhenazes dhe e varrosa”.1

---

1 Edh-Dhehebiu" *Sijer A’lam En-Nubela* “: 11/242

Abdullah Ibën Amir Ibën Rebi'ah ka thënë: "Kur Uthman Ibën Afan, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, u vra, babai im bëri namaz vullnetar nate dhe e luti Allahun subhanehu ue teala, duke thënë:

"O Allah, më mbroj nga kjo sprovë (vrasja e Uthmanit) ashtu siç i mbron robërit e Tu të sinqertë".

Ditën tjetër ai vdiq (Allahu ia pranoi lutjen)".1

Ibën Ujejne transmeton se Umer Ibën Nafi' ka cituar babanë e tij të ketë thënë: Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka thënë: Ali Ibën Ebu Talib më thirri dhe më tha:

"Je një njeri të cilit njerëzit në Sham i binden. Ti shkon te ata, sepse të kam caktuar si Emir".

Ibën Umeri tha:

"Të lutem të më largosh nga kjo pozitë".

---

[1] Edh-Dhehebiu "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/335.

Por Aliu insistoi. Megjithatë, unë u nisa për në Mekë natën. Ditën tjetër, Aliu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, më pyeti. Atij i kishin treguar se kisha shkuar në Sham. Por ai dërgoi disa njerëz për të kontrolluar nëse njëmend kisha shkuar atje apo jo. Megjithatë, Hafsa e dërgoi dikë te Aliu ta informojë se unë isha nisur për në Mekë dhe jo për në Sham. Aliu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, qëndroi i qetë dhe e pranoi faktin se unë nuk doja ta mbaja përgjegjësinë e Shamit".[1]

Selam Ibën Miskini ka thënë: Kam dëgjuar el-Hasan duke thënë:

"Kur Uthman Ibën Afani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, u vra, disa njerëz i thanë Ibën Umerit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij":

"Ti je zotëri dhe i biri i zotërisë (duke pasur për qëllim babin e tij, Umer Ibën Hatabin, Allahu qoftë i kënaqur prej tij); Shko (jashtë), në mënyrë që njerëzit të betohen në ty si kalif i ummetit".

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/224.

Ai, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, refuzoi dhe u përgjigj:

"Sikur të mund ta ndaloja rrjedhjen e gjakut shkaku im"!

Ata pastaj thanë:

"Ti ose dil, ose do të të vrasin në shtrat".

Sidoqoftë, Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, e përsëriti të njëjtën sërish.

El-Hasani tha:

"Ata e fitnosën (sprovuan) dhe e kërcënuan, por nuk mund të nxirrnin asgjë nga ai".[1]

Ebu Akil Beshir Ibën Ukbe ka thënë: E kam pyetur Jezid Ibën esh-Shekirin:

"Çka bënte Mutarrif kur kishte fitne në mes njerëzve"?

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/239.

Ai tha:

"Ai qëndronte në shtëpi dhe nuk shkonte në xhuma derisa të qetësohej fitneja".[1]

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 4/191.

El-A'Meshi transmeton se Abdur-Rahman Ibën Jezidi ka thënë: E pyetëm Alkamen: “Nëse ti falesh në xhami dhe pastaj ulesh për të marrë pyetjet e njerëzve, çka do të bësh”?

Ai tha:

“E urrej kur thonë: Ky është Alkameh”.

Ata e pyetën atë prapë:

“Çka sikur të ishe në prezencë të udhëheqësve”?

Ai tha:

“Ajo për të cilën brengosen është se ata do të më ulnin/shanin më shumë se që do t’i ulja/shaja unë”.1

Sulejman et-Tejmi ka transmetuar se El-Ahnefi ka thënë:

---

1 Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/58

“I kam tri cilësi të cilat nuk ia kam përmendur kurrë askujt, përveç atyre që kërkojnë këshillim:

1. Kurrë nuk kam vizituar pallatin e udhëheqësit, përveç kur më ka thirrur

2. Kurrë nuk kam ndërhyrë mes dy njerëzve, përveç kur më kanë kërkuar

3. Kurrë nuk kam folur për dikë që e ka braktisur rrethim tim (është larguar nga unë), vetëm se e kam lavdëruar”.[1]

Ma’mer Ibën Sulejmani ka transmetuar se Mejmun Ibën Mehrani ka thënë:

“Mos i bëj fitne vetes (mos e provoko veten) me tri gjëra:

1. Mos hy në pallatin e udhëheqësit, edhe nëse i thua vetes se do ta këshillosh atë t’i bindet Allahut,

[1] Edh-Dhehebiu ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/92

2. Mos e dëgjo një bidatxhi, sepse kurrë nuk e di se cilat nga fjalët e tij do të ta tërheqin zemrën tënde,

3. Mos hyr në shtëpinë e ndonjë gruaje të panjohur, edhe nëse i thua vetes se do t'ia mësosh asaj kuranin".[1]

Fudajl Ibën Ijadi ka thënë: E pyetën Ibën Mubarekun:

"Kush janë njerëzit më të mirë"?

Ai tha:

"Dijetarët".

E pyetën:

"Kush janë mbretërit"?

Ai tha:

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 5/77

“Zahid-ët (Asketët)”.

E pyetën sërish:

“Kush janë ata që duhet të qortohen”?

Ai tha:

“Ata që e fitojnë jetesën (jetojnë) duke e shitur fenë e tyre”.[1]

---

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*” 4/140

Usame Ibën Zejdi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka transmetuar se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë:

"Nuk kam lënë pas meje sprovë më të keqe (sprovim/tundim) për burrat, sesa sprova e grave".1

Ebu Seid el-Hudriu, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmeton se Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, ka thënë:

"Bota është e ëmbël dhe e blertë (tërheqëse e joshëse) dhe me të vërtetë Allahu do t'ju bëjë si zëvendës në të, për t'iu parë se si do të vepronit. Andaj, ikni joshjes nga gratë: me të vërtetë sprova e parë për njerëzit e Izraelit u shkaktua nga gratë".2

Esh'ath Ibën Selimi ka thënë: E kam dëgjuar Raja' Ibën Hejueh ta ketë cituar Muadh ibën Xhebelin duke thënë:

[1] Buhari: 5096, Muslim: 2740, 4/2097
[2] Muslim: 2742, 4/2098

“Jeni sprovuar me sprova e fatkeqësi dhe keni duruar. Do të sprovoheni në begati e mirëqenie. Por më së shumti kam frikë për ju nga sprovat e grave. Nëse ato veshin stoli ari dhe rroba të shtrenjta, ato do t’i nxjerrin burrat e pasur jashtë (që t’i shikojnë ato) dhe do kjo t’u kushtojë të varfërve diçka që nuk mund ta përballojnë”.1

Ali Ibën Zejdi ka transmetuar se Seid Ibën Musejibi ka thënë:

“Kur shejtani, Allahu e mallkoftë, e humb shpresën për një njeri, atëherë e sprovon atë me gra, edhe sikur të jetë në moshën 84-vjeçare dhe i verbër në njërin sy”.

Seid Ibën Musejibi na tha neve:

“Kurrë nuk i kam pasur frikë ndonjë gjëje, përveç joshjes/tërheqjes nga gratë”.2

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*” 1/497.
[2] Ibën el-Xheuzi ”*Sifatu Es-Safue*” 2/80.

Abdullah Ibën Ahmed Ibën Hanbeli ka transmetuar se Junus Ibën Ubejdi ka thënë:

"Dua që ju t'i kujtoni tri gjëra:

1. Mos hyni në pallatin e udhëheqësit, edhe nëse keni për qëllim të lexoni Kuran në praninë e tij,

2. Mos u vetmo me një grua, edhe nëse ke për qëllim t'i lexosh Kuran asaj,

3. Mos e dëgjo bidatxhiun".[1]

Ibën el-Kajimi, Allahu e mëshiroftë, ka thënë:

"Allahu subhanehu ue teala i ka bërë sytë pasqyrë të zemrës. Andaj, nëse robi i Allahut e ul shikimin, zemra e pret epshin e saj dhe dëshirën dhe nëse robi i hap sytë e tij, zemra joshet/tërhiqet".

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 6/293.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

"Allahu ka shkruar për birin e Ademit pjesën e paevitueshme të zinasë, qoftë ai i vetëdijshëm për këtë apo jo: Zinaja e syrit është shikimi (i diçkaje që është haram për t'u shikuar), dhe Zinaja e gjuhës është të thuhet (diçka që nuk bën të thuhet), dhe Vetja (brendësia) ka dëshirë dhe nevojë për zina dhe pjesët intime e bëjnë këtë realitet (e realizojnë apo e vërtetojnë këtë zina), ose e përmbajnë atë nga rënia në sprovë".1

[1] Buhari: 6243, dhe Muslim: 4/2046.

Muhamed Ibën Sirini ka thënë:

“Gjatë udhëheqjes së Uthman Ibën Afanit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, çmimi i drunjve palma arriti në 1 000 dërhemë. Usame Ibën Zejdi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, preu një dru, e mori mbështjellësin e tij (zhardhok i ngrënshëm, që gjendet në fundin e sipërm të trungut të palmës) dhe me të e ushqeu nënën e tij.

Njerëzit i thanë:

“Pse e bëre këtë, duke e ditur se çmimi i drurit arrin në 1 000 dërhemë”?

Ai, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, tha:

“Nëna ime më kërkoi t’ia sillja thelbin e drurit dhe nuk mund të refuzoja të bëja diçka për nënën time, kur ajo ma kërkon, e të cilën mund t’ia sjell”.[1]

[1] Ibën el Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*” 1 / 522

Ibën Auni ka thënë:

"Një njeri vizitoi Muhamed Ibën Sirinin dhe e gjeti atë me nënën e tij. Njeriu e pyeti:

"Çfarë nuk është në rregull me Muhamed Ibën Sirinin. A mos vuan ai nga diçka"?

Mysafirët u përgjigjën:

"Jo, por ai është gjithmonë i tillë kur ulet me nënën e tij".[1]

Disa nga familjarët e Muhamed Ibën Sirinin kanë thënë:

"Kurrë nuk e kam parë Muhamed Ibën Sirinin duke folur me nënën e tij, veçse me përulje".

Abdullah Ibën Auni ka thënë se i ka liruar dy robër, sepse njëherë kur nëna e tij e kishte thirrur, ky e kishte ngritur zërin e tij mbi të sajin".[2]

---

[1] Ibën el Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 2/ 143
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 6/366

El-Lejth Ibën Sadi dhe të tjerë kanë thënë: Një njeri i shkroi Ibën Umerit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, dhe e pyeti për dijen. Ibën Umeri, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, iu përgjigj:

"Dija është e madhe, por nëse arrin ta takosh Allahun subhanehu ue teala, pa ndonjë vrasje jolegjitime, e as me të ushqyerit me pasurinë e tyre (myslimanëve) në mënyrë jo të ligjshme, duke mos i përgojuar, dhe duke e pasuar xhematin (grupin) e tyre, atëherë bëj ashtu".1

Umer Ibën Dhari ka transmetuar se Ata' Ibën Ebu Rabahu ka thënë: "Fatima, gruaja e Umer Ibën Abdul Azizit, më ka thënë se kishte hyrë në dhomën e burrit të saj dhe e kishte gjetur atë ulur me kokën në duar dhe duke qarë". Ajo e pyeti:

"O udhëheqës i besimtarëve, a ka ndodhur ndonjë gjë"?

Ai u përgjigj:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 3/222

“Dëgjo Fatima, unë jam përgjegjës për ummetin e Pejgamberit, Muhammedit sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, dhe po mendoja për të urituri e varfër, për të sëmurët, të pashtëpitë, të shtypurit, myslimanët e burgosur në toka të huaja, të vjetrit, lypësit me shumë fëmijë dhe pastaj vura re dhe mu kujtua se Allahu subhanehu ue teala, do të më pyesë për të gjithë dhe Muhammedi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem do të jetë kundërshtari im sa u përket atyre në ditën e gjykimit dhe kam frikë se nuk do të kem mbrojtje, ndjeva keqardhje për veten dhe fillova të qaja.1

Sulejman et-Tejmi ka transmetuar se El-Ahnefi ka thënë:

“I kam tri cilësi të cilat nuk ia kam përmendur kurrë askujt, përveç atyre që kërkojnë këshillim:

1. Kurrë nuk kam vizituar pallatin e udhëheqësit, përveç kur më ka thirrur,

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 5/131-132

2. Kurrë nuk kam ndërhyrë mes dy njerëzve, përveç kur më kanë kërkuar,

3. Kurrë nuk kam folur për dikë që e ka braktisur rrethin tim (është larguar nga unë), vetëm se e kam lavdëruar”.[1]

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/92

Mejmun ibën Mehrani ka thënë: Kam dëgjuar Ibën Abasin duke thënë:

“Sa herë që diçka e keqe më vjen nga ndonjë vëlla, e vë atë në njërën nga këto pozita:

“Nëse ai është më i dijshëm se unë, e respektoj pozitën e tij; Nëse jemi të njëjtë, e bëj veten superior dhe nëse është më i ultë se unë në dije, nuk i kushtoj rëndësi. Kjo është mënyra se si i trajtoj njerëzit dhe nëse kjo nuk i pëlqen dikujt, toka e Allahut është e madhe”.1

Humejd et-Tauili ka transmetuar se Ebu Kulabe ka thënë:

“Nëse diçka e keqe të cilën nuk e doni ju arrin/ju godet nga vëllai juaj mysliman, duhet t’ia falni. Nëse nuk mund ta arsyetoni, atëherë thoni vetes:

“Ndoshta vëllai im mysliman ka një arsye të cilën unë nuk e di”.2

---

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifat es-Safue*” 1/754
[2] Ibën el-Xheuzi: ”Sifat es-Safue” 3/238

Sufjan Ibën Ujejne ka transmetuar se Seid Ibën Musejibi ka thënë:

“Kjo botë është e lajthitur dhe dërgon drejt personave të korruptuar. Megjithatë, më keq se kjo botë e lajthitur është dikush që e merr atë që nuk është e tij, pretendon ta zotërojë atë me gjëra të paligjshme ose gjykon me njerëzit e saj me padrejtësi”.1

Malik Ibën Enesi transmeton se Seid Ibën Musejibi ka thënë:

“Nuk ka njeri të ndershëm, dijetar ose vepërmirë, e që nuk është i pagabueshëm. Megjithatë, ka disa njerëz të cilëve nuk duhet t’ua përmendim të metat, e ata janë të atillët, veprat e mira të të cilëve ua kalojnë gabimeve të tyre”.2

Abdan ibën Uthmani ka transmetuar se Abdullah Ibën Mubareku ka thënë:

---

[1] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifat es-Sefue*” 2/81

[2] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifat es-Safue*” 2/81

“Nëse veprat e mira të një njeriu ua kalojnë të këqijave, këto të fundit nuk duhet të përmenden, por edhe nëse veprat e këqija ua kalojnë të mirave, atëherë të mirat nuk duhet të përmenden”.[1]

Junus es-Sadefi ka thënë:

“Kurrë nuk kam parë njeri më të mençur se Shafiu. Po diskutoja me të një ditë rreth një çështjeje dhe pastaj e lashë atë. Një ditë më takoi, ma shtrëngoi dorën dhe më tha:

“A nuk mund të jemi ne vëllezër, edhe nëse nuk pajtohemi në diçka”?[2]

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 8/389
[2] Edh-Dhehebiu: ” *Sijer A’lam En-Nubela*” 10/16

Ebu Uaili transmeton se Ibën Mesudi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, kishte parë një njeri që e kishte ulur izarin (veshjen e ijes) dhe e urdhëroi atë që ta ngrinte (sipër zogut të këmbës). Por njeriu i tha:

"Ti po ashtu Ibën Mesud, ngrite izarin".

Ibën Mesudi i tha:

"Këmbët e mia janë të holla dhe unë u prij njerëzve në namaz".

Kur lajmet i arritën Umer Ibën Hatabit, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ai e goditi njeriun duke i thënë: "Si guxon të shkëmbesh fjalë/të argumentosh me Ibën Mesudin"![1]

Muhamed Ibën Amri ka transmetuar se Ebu Seleme ka thënë:

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 1/491-492

"Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, e kishte kapur (për frerë) devenë e Zejd Ibën Thabitit, në mënyrë që Zejdi t'i jepte asaj, por Zejdi i tha:

"Largohu o kushëriri i Pejgamberit sal-lAllahu alejhi ue sellem"!

Ibën Abasi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, tha:

"Ja kështu sillemi ne me dijetarët dhe liderët tanë".1

Rustah ka thënë: Kam dëgjuar AbduRrahman Ibën Mehdiun duke thënë:

"Është thënë se nëse një njeri takon një tjetër më të dijshëm se ai, është ditë e këndshme për të. Nëse ai takon dikë të njëjtë në dije, do të diskutonte gjëra me të dhe do të mësonte prej tij, dhe nëse takon dikë me më pak dije se vetja, ai do të tregonte përulje ndaj tij dhe do t'i mësonte diçka. Njeriu nuk konsiderohet dijetar apo imam nëse e

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 2/437

thotë gjithë atë që e ka dëgjuar, si dhe nëse transmeton gjithçka nga ajo që ka dëgjuar apo diçka tjetër të pazakontë”.1

Ibën Beshkuvali ka thënë se Ibrahim el-Harbi ishte njeri i devotshëm dhe dijetar. Një ditë i erdhën lajmet se disa nga shokët e tij dhe studentët e preferonin atë më shumë se Ahmed Ibën Hanbelin. Kur u interesua për këtë, e kuptoi se ishte e vërtetë. Ai u tha atyre:

“Keni qenë të padrejtë ndaj meje duke më preferuar më shumë se ky njeri (Ahmed Ibën Hanbel), i cili është më i mirë se unë dhe pozitën e tij në dije nuk do ta kem kurrë, pa ndonjë gjë. Betohem në Allahun se kurrë nuk do t’ju mësoj më, andaj prej tash e tutje mos ejani më tek unë”.2

1 Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 9/203

2 Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 13/364

Mejmun Ibën Mehrani ka thënë: Një njeri e pyeti Selman el-Farisiun, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, për këshillë.

Selmani i tha atij:

“Mos fol”.

Njeriu tha:

“Si mundet një njeri që po jeton me njerëz të tjerë të mos flasë”?

Selmani i tha:

“Nëse duhet të flasësh patjetër, ose thuaje të vërtetën, ose hesht”.

Njeriu e pyeti:

“Më shumë këshilla të lutem”.

Selmani i tha:

“Mos u bëj i inatosur/nevrikosur”.

Njeriu i tha:

“Nganjëherë nuk mund ta kontrolloj veten”?

Selmani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i tha:

“Nëse je i furishëm/i nxehur shumë, mbaje gjuhë dhe duart”.

Njeriu pyeti prapë:

“Edhe ndonjë këshillë tjetër”?

Selmani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, i tha:

“Mos u shoqëro me njerëz”.

Njeriu i tha:

“Si mundet njeriu që jeton me njerëzit e tjerë të mos shoqërohet me ta”?

Selmani, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, iu përgjigj:

“Nëse rri me ta, tregojua të vërtetën dhe bartua atë që të është besuar ty”.1

Muadh Ibën Seidi ka thënë:

“Ishim me Ata’ Ibën Rebahun kur një njeri filloi të fliste dhe një tjetër i ndërhyri”.

Atau pastaj i tha:

“SubhanaAllah, çfarë sjellje janë këto? Çfarë sjellje janë këto? Betohem se dëgjoj një hadith nga ndonjëri prej jush dhe kam dije për atë hadith më shumë se vetë ai, por bëhem sikur nuk e di”.2

---

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 1/549
[2] Ibën el-Xheuzi: ”*Sifatu Es-Safue*" 2/214

Halef ibën Temimi ka transmetuar se Euzai ka thënë:
"Umer ibën Abdul Azizi na ka shkruar një letër, të cilën vetëm unë dhe Mek'huli mund ta kujtonim. Në atë, ai tha:

"Kushdo që e kujton vdekjen vazhdimisht, ai do të kënaqet me vetëm pak nga kënaqësitë e kësaj bote; dhe kushdo që i konsideron fjalët e tij të jenë si veprat e tij, ai nuk do të flasë shumë, përveç kur fjalët e tij i bëjnë dobi. Paqja qoftë mbi ju".1

Ja'la Ibën Ubejdi ka thënë: Ne e vizituam Muhamed Ibën Su'kah dhe ai tha:

"A t'ju informoj për diçka që mund t'ju bëjë dobi, sepse mua më ka ndihmuar shumë"?

Ai tha: Ata' Ibën Ebu Rabahu na ka thënë:

"Njerëzit që ishin para jush (paraardhësit e vlefshëm) i urrenin fjalët e kota/të padobishme. Ata e konsideronin të

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 5/133

kotë çdo gjë, përveç librit të Allahut azze ue xhel-le, (Kur'anin), sunetin e Pejgamberit të Tij sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, urdhërimin në të mirë, ndalimin nga e keqja dhe mundin për të jetuar. A mund ta mohoni se mbi ju ka engjëj të ndershëm të ngarkuar (detyruar) me ju, njëri në të djathtën dhe tjetri në të majtën, duke i shënuar të gjitha veprat tuaja? A nuk ju vjen turp nga vetja juaj kur shumica e veprave tuaja ditore nuk kanë asgjë të bëjnë me fenë tuaj (Islamin) ose me përfitime në këtë botë (por janë vetëm biseda të kota)"?1

Fudajl Ibën Ijadi është pyetur:

"Çka është zuhdi (asketizmi)"?

Ai tha:

"Kënaqësi".

Ai u pyet:

---

[1] Ibën el-Xheuzi: "*Sifatu Es-Safue*" 2/213

"Çka është devotshmëria"?

Ai tha:

"T'i evitosh veprat e liga/jo të ligjshme".

Ai u pyet:

"Çka është ibadeti (adhurimi)"?

Ai tha:

"T'i kryesh obligimet/detyrat fetare".

Ai u pyet:

"Çka është modestia"?

Ai tha:

"T'i dorëzohesh drejtësisë".

Ai shtoi:

"Devotshmëria më e madhe është në gjuhën e njeriut".1

Bekr Ibën Muniri ka thënë:

E kam dëgjuar Ebu Abdilah el-Buhariun duke thënë:

"Shpresoj ta takoj Allahun subhanehu ue teala, duke mos më llogaritur për përgojimin që ia kam bërë dikujt".2

Sehl Ibën Abdilah et-Testuri ka thënë:

"Prej sjelljeve të mira të njerëzve të drejtë: Ata nuk betohen për të arsyetuar diçka, nuk përgojojnë, nuk duan që dikush të përgojojë në praninë e tyre, nuk hanë pa kontroll, nëse premtojnë, e përmbushin premtimin e tyre dhe nuk bëjnë shaka".3

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 8/434.
[2] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 12/439.
[3] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 13/332.

Hasan el-Basriu ka thënë:

“O biri i Ademit! Ti je i përbërë nga disa ditë, kur shkon një ditë, një pjesë e jotja shkon po ashtu”.1

Hasan el-Basriu ka thënë:

“Kam takuar disa njerëz të cilët ishin më koprracë/dorështrënguar me kohën e tyre, sesa me paratë e tyre”.2

Hasan el-Basriu i këshilloi shokët e tij duke u thënë:

“Mos u pushtoni me kënaqësinë e botës së përkohshme e ta harroni ahiretin. Jeta juaj është e shkurtër, andaj ngutuni dhe mos e lini punën e sotme për nesër, sepse nuk e dini se kur do të vdisni e ta takoni Allahun”.3

---

[1] Edh-Dhehebiu: ”*Sijer A’lam En-Nubela*” 4/585
[2] El-Begaui: ”*Sherh es-Sunneh*” 14/225
[3] *Hiljet el-Eulija*: 2/140

El-Kasim Ibën Asakiri u informua se Sulejman Ibën Ejubi i kushtonte shumë rëndësi kohës së tij. Ai kurrë nuk humbiste kohë pa bërë vepra të duhura/nevojshme. Ose shkruante libra, ose jepte ligjërata, ose lexonte".[1]

Ebu el-Uefa' Ali Ibën Akili ka thënë:

"Nuk më lejohet ta humbas një orë të jetës sime. Edhe kur nuk jam duke dhënë ligjërata apo duke lexuar, mendja ime do të jetë e zënë me disa çështje kur jam i shtrirë dhe nuk do të zgjohem deri sa të gjej diçka të vlefshme për të shkruar. Dhe ende e gjej veten duke u përpjekur sinqerisht për dije në të tetëdhjetat më shumë se kur isha në të njëzetat".[2]

---

[1] Edh-Dhehebiu: "*Sijer A'lam En-Nubela*" 17/646
[2] Ibën el-Xheuzi: "*El-Muntadham*" 9/214

Enesi, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, ka transmetuar se një njeri erdhi te Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem dhe i tha:

“O Pejgamberi i Allahut! Më jep një kafshë (për të hipur)”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i tha:

“Ne do ta japim një të vogël të devesë që ta ngasësh”. Njeriu i tha:

“Çfarë të bëj me të voglin e devesë”?

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem u përgjigj:

“A lind deve (të vogla) ndonjë tjetër përveç devesë”?1

AbduRrahman Ibën Ebi Lejla, duke e cituar Usejd Ibën Hudajrin, njërin nga Ensarët, ka thënë se përderisa ishte i hareshëm dhe po i bënte njerëzit të qeshnin, Pejgamberi sal-

[1] Ky hadith transmetohet nga Ebu Davudi në *Sunenin* e tij: 4998, 5/270 dhe Tirmidhiu: 1992, 6/207

lAllahu alejhi ue sel-lem e qëlloi/goditi nën brinjë me një shkop.

Usejdi tha:

“Më lejo të hakmerrem”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem tha:

“Hakmerru”.

Usejdi i tha:

“Ti ke këmishë e unë jo”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem pastaj e ngriti këmishën e tij dhe njeriu e përqafoi dhe filloi ta puthte anash”.

Pastaj ai tha:

“Kjo ishte ajo që doja o Pejgamber i Allahut”![1]

Muauije Ibën Gjejde el-Kushejri ka thënë:

“Kam dëgjuar Pejgamberin e Allahut sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke thënë:

“Mjerë për atë që tregon diçka, flet jo të vërteteta, për t’i bërë njerëzit të qeshin. Mjerë për të, mjerë për të”![2]

Ebu Hurejra, Allahu qoftë i kënaqur prej tij, transmetoi se njerëzit kanë thënë:

“Pejgamber i Allahut, ti bën shaka me ne”!

Ai u përgjigj:

“Unë nuk them asgjë tjetër, pos të vërtetës”.[3]

---

[1] Ky hadith transmetohet nga Ebu Davud në *Sunenin* e tij: 5224

[2] Ky hadith transmetohet nga Ebu Davudi në *Sunenin* e tij: 4990.

[3] Ky hadith transmetohet nga Tirmidhiu: 1991

Megjithatë, buzëqeshja dhe gëzimi i fytyrës janë të pranueshme. Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem ka thënë:

“Buzëqeshja në fytyrën e vëllait tënd është sadaka”.1

Xherir ka thënë:

“Sa herë që më shihte Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem më buzëqeshte”.2

---

[1] Buhariu: 891, dhe Tirmidhiu: 1957

[2] Buhariu: 3035, dhe Muslimi: 2475

# PËRFUNDIMI

Këto janë sjelljet e mira të Selefu-Salih (të parëve tanë të mirë), e si janë sjelljet tona krahasuar me të tyre?

Me të vërtetë, ka një boshllëk të madh në mes të moralit dhe sjelljeve tona dhe të tyre. Megjithatë, më e pakta që mund të bëjmë është të përpiqemi të shkojmë hapave të tyre dhe të tregojmë dashuri ndaj tyre. Duhet ta bëjmë çdo përpjekje të mundshme, t'i imitojmë dhe të jemi afër tyre. Dhe nëse e bëjmë këtë sinqerisht, Allahu subhanehu ue teala do të na ndihmojë dhe do të na udhëzojë në rrugën e drejtë; Allahu subhanehu ue teala thotë:

"... e ata, të cilët luftuan për hir Tonin, Ne me siguri do t'i orientojmë rrugës për te Ne, e nuk ka dyshim se Allahu është në krahun e besimtarëve". [Kuran 29:69]

Prandaj, më e pakta që mund të bëjmë për Selefu Salih është t'i duam dhe t'i respektojmë ata, edhe nëse sjellja jonë nuk është e nivelit të tyre dhe e standardit të lartë. Pejgamberi

sal-lAllahu alejhi ue sel-lem na ka premtuar në hadithin e transmetuar nga Enes Ibën Maliki, Allahu qoftë i kënaqur prej tij:

“Një njeri e pyeti Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem për Ditën e Gjykimit duke thënë: “Kur do të vijë ajo ditë”?

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i tha:

“Çfarë ke përgatitur për të”?

Njeriu i tha:

“Asgjë, përveçse e dua Allahun dhe Pejgamberin e Tij”.

Pejgamberi sal-lAllahu alejhi ue sel-lem i tha:

“Ti do të jesh me ata të cilët i do”.

Kurrë nuk kemi qenë aq të gëzuar sa kur e dëgjuam Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem duke e thënë atë (“Ti do të jesh me ata të cilët i do”).

Andaj unë e dua Pejgamberin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, Ebu Bekrin dhe Umerin, dhe shpresoj që do të jem me ta për shkak të dashurisë që kam ndaj tyre, edhe pse veprat e mia nuk janë të njëjta me të tyre".

Dëshmojmë se e duam Pejgamberin, Muhamedin sal-lAllahu alejhi ue sel-lem, shokët e tij të ndershëm dhe të gjithë ata që i pasojnë ata në të mirë. E lusim Allahun subhanehu ue teala, të na bashkojë neve me ta, edhe pse veprat tona dhe sjelljet nuk janë të njëjta me të tyre. Allahu është Ai që dëgjon dhe përgjigjet.

O Zoti ynë! Na fal neve dhe vëllezërve tanë që na paraprinë në besim dhe mos vë në zemrën tonë urrejtje ndaj atyre që kanë besuar. O Zoti ynë! Ti je me të vërtetë përplot me mëshirë.

Për fund e bëjmë këtë lutje:

"Lavdërimi i takon Allahut, Zotit të Botëve".